# I

H o m o n i m e quhen ato gjëra të cilat kanë të përbashkët vetëm emrin, ndërsa nocioni thelbësor që i takon këtij emri — është i ndryshëm; kështu për shembull, *qenie e gjallë* — janë edhe *njeriu*, edhe *përfytyrimi figurativ* (i ndonjë qenie të gjallë). Sepse te këto dy gjëra vetëm emri është i përbashkët, ndërsa nocioni thelbësor që i takon këtij emri — është i ndryshëm. Nëse me fjalë të tjera dikush dëshiron të shpjegojë se çka do të thotë te secila prej këtyre dy gjërave *të jesh qenie e gjallë*, do të gjejë te secila prej tyre nocionin e vet.

S i n o n i m e quhen ato gjëra te të cilat është edhe emri i përbashkët, edhe nocioni thelbësor që i takon këtij emri — i njëjtë; kështu për shembull, edhe *njeriu*, edhe *kau* — janë *qenie e gjallë*. Sepse *njeriu* dhe *kau* quhen me emër të përbashkët *qenie e gjallë*, ndërsa edhe nocionin thelbësor e kanë të njëjtë. Nëse, me fjalë të tjera dikush dëshiron të shpjegojë nocionin e te dy këtyre gjërave — çka te secila prej tyre do të thotë *të jesh qenie e gjallë*, do të gjejë të njëjtin nocion.

P a r o n i m e quhen të gjitha ato gjëra që mbajnë emërtimin sipas ndonjë emri tjetër, duke u dalluar prej tij për nga forma gramatikore, si për shembull, *gramatikani* — nga *gramatika* dhe *trimi* — nga *trimëria*

# II

Prej asaj që shqiptohet, njëra shqiptohet me lidhje, kurse tjetra — jashtë lidhjes. Kështu me lidhje është shqiptuar, për shembull, *njeriu vrapon, njeriu ngadhënjen;* ndërsa jashtë lidhjes, për shembull, *njeriu, kau, vrapon, ngadhënjen.*

Prej asaj që është, n j ë r a shqiptohet për ndonjë subjekt, mirëpo nuk gjendet në asnjë subjekt; për shembull, *njeriu* shprehet *për ndonjë njeri të caktuar* si për subjektin, mirëpo nuk gjendet në asnjë subjekt. E d y t a është në ndonjë subjekt, mirëpo nuk shqiptohet lidhur me asnjë subjekt (me shprehjen „është subjekt" kuptoj atë që, edhe pse nuk gjendet në diçka si pjesë e tij, prapëseprapë nuk mund të jetë jashtë asaj që vërtet është); për shembull, *ndonjë shkathtësi e caktuar gramatikore* është në *shpirtin* sikurse në subjektin e vet, mirëpo nuk shqiptohet për asnjë subjekt; ose *ndonjë bardhësi e caktuar* është në *trupin* sikurse në subjektin e vet (sepse çdo ngjyrë është në ndonjë trup), mirëpo nuk shqiptohet për kurrëfarë subjekti; E *treta* shqiptohet për ndonjë subjekt; për shembull, *dituria* edhe është në *shpirtin* si në subjektin e vet, dhe shqiptohet për *shkathtësinë, gramatikore* sikurse për subjektin. E k a t ë r t a nuk është as në ndonjë subjekt, as nuk shqiptohet për ndonjë subjekt; për shembull, *ndonjë njeri i caktuar dhe ndonjë kalë i caktuar.* Sepse asgjë nga diçka e tillë nuk është në ndonjë subjekt, as nuk shqiptohet për ndonjë subjekt.

Përgjithësisht, gjërat e veçanta dhe ajo që në numër është një — nuk shqiptohen për asnjë subjekt, mirëpo kurrgjë nuk pengon që disa prej tyre janë në ndonjë subjekt. Sepse *ndonjë shkathtësi e caktuar gramatikore* hyn në radhën e atyre gjërave që janë në ndonjë subjekt, mirëpo nuk shqiptohet për kurrfarë subjekti.

## III

Kur një gjë pohohet për diçka tjetër si për subjektin e vet, atëherë krejt ajo që thuhet për predikatin, do të thuhet edhe për subjektin; për shembull, *njeriu në përgjithësi*, pohohet për *ndonjë njeri të caktuar*, kurse *qenia e gjallë* — *për njeriun:* prandaj, edhe për *ndonjë njeri të caktuar* do të pohohet *qenie e gjallë*. Sepse, *ndonjë njeri i caktuar* është — edhe *njeri në përgjithësi*, edhe *qenie e gjallë*.

Ajo që u takon gjinive të ndryshme dhe që reciprokisht nuk është e subordinuar, ka edhe dallime të veçanta specifike, si për shembull, *qenia e gjallë dhe dituria*. Dallimet specifike të *qenies së gjallë* janë: qenie e gjallë) *tokësore, dykëmbëshe, me krahë, ujore*. Nga këto dallime specifike asnjëra nuk vlen për *diturinë:* sepse një dituri nuk dallohet nga dituria tjetër me faktin se është dykëmbëshe. Ndërkaq, te gjinitë reciprokisht të subordinuara asgjë nuk pengon të kenë të njëjtat dallime specifike. Sepse, gjinitë më të larta shqiptohen për të ulëtat, dhe së këtejmi, sa ka dallime specifike të predikateve, aq do të ketë edhe dallime specifike të subjekteve.

## IV

„Nga ajo që shqiptohet jashtë çdo lidhjeje, secila cakton: ose substancën, ose kuantitetin, ose kualitetin, ose raportin, ose vendin, ose kohën, ose pozitën ose posedimin, ose veprimin, ose pësimin.

Thënë në përgjithësi, substancë është për shembull, *njeriu, kali;* kuantitet është për shembull, *diçka nga dy kute, ose nga tri kute* të gjatësisë; kualitet është për shembull, *e bardhë, gramatikore;* raport është për shembull, *dyfishimi, gjysma, më e madhe;* vendi është për shembull, *në Lice, në shesh;* koha është për shembull, *dje, vitin e kaluar;* pozita është për

shembull, *rri shtrirë, i ulur;* posedimi (gjendja)[1] është për shembull, *i veshur, i armatosur;* veprim është për shembull, *pret djeg;* pësim është për shembull, *pritet, digjet.*

Asnjë nga nocionet e përmendura, marrë vetëm për vete, as nuk pohon diçka, as nuk mohon, por pohimi ose mohimi krijohet për shkak të lidhjes sy tyre reciproke. Sepse duket se çdo pohim ose mohim është ose i vërtetë ose i gënjeshtërt; kurse nga ajo që nuk shqiptohet pa kurrfarë lidhjeje, kurrgjë nuk është as e vërtetë as gënjeshtër, si, për shembull, *njeriu, e bardhë, vrapon, ngadhënjen.*

## V

S u b s t a n c a në kuptimin e saj specifik, të parë dhe kryesor është ajo që as nuk shqiptohet për ndonjë subjekt, as nuk është në ndonjë subjekt; si për shembull, *ndonjë njeri i caktuar,* ose *ndonjë kalë i caktuar.*

Substanca të tjera quhen ato substanca, në të cilat, si në lloje, hyjnë substancat në kuptimin e parë, dhe përveç këtyre kështu quhen edhe gjinitë e këtyre llojeve. Kështu, për shembull, *ndonjë njeri i caktuar* hyn në llojin *njeriu në përgjithësi,* kurse gjini e këtij lloji është — *qenia e gjallë.* Andaj këto quhen substanca të tjera — për shembull, *njeriu në përgjithësi* dhe *qenia e gjallë.*

Nga kjo që u tha është e qartë: kur diçka shqiptohet për një subjekt, pranë subjektit duhet të vihen si predikat edhe emri, edhe nocioni; kështu për shembull, *njeriu shqiptohet për ndonjë njeri të caktuar*

---

[1] Aristoteli shfrytëzon faktin që folja greke *exhein* ka kuptim kalimtar *(mban)* dhe jokalimtar *(për t'u mbajtur).* Andaj mund të ketë kuptimin edhe të posedimit edhe të gjendjes. Për shembull, *Ti echeis;* domethënë *Çka mban?> Çka kë?* Kurse *Pos echeis;* domethënë *Si po mbahesh? > Si je?* — Përkth.

si për subjektin, dhe pohohet emri *njeriu*. Sepse *njeriu-n* do ta vësh si predikat pranë *ndonjë njeriu të caktuar*. Gjithashtu edhe nocionin *njeriu* do ta vësh si predikat pranë *ndonjë njeriu të caktuar*. Sepse *ndonjë* njeri i caktuar është — edhe *njeriu*, edhe *qenia e gjallë*. Pra, pranë subjektit do të vihet si predikat edhe emri, edhe nocioni.

Mirëpo, te shumica e asaj që është në ndonjë subjekt nuk vihen pranë subjektit si predikat as emri, as nocioni; e disa ndër këta ndërkaq nuk pengon asgjë që t'u vihet nganjëherë emri pranë subjektit si predikat, ndërsa nocionin nuk mund ta vëmë. Kështu, për shembull, *e bardha*, e cila gjendet në ndonjë trup sikurse në subjektin e vet, vë si predikat pranë subjektit (sepse pohohet se trupi është i bardhë), ndërsa kuptimi *i bardhë* asnjëherë nuk mund të vihet pranë trupit si predikat.

Çdo gjë tjetër ose shqiptohet për substancat e para sikurse për subjektet, ose është në to sikurse në subjektet. Kjo bëhet e qartë nëse marrim gjërat e veçanta. Për shembull, në *qenia e gjallë* pohohet për *njeriun në përgjithësi;* andaj, me *qenia e gjallë* do të pohohet edhe për *ndonjë njeri të caktuar*. Sepse nëse kjo nuk pohoet për asnjë ndonjë *njeri të caktuar* nuk mund të pohohet as për *njeriun në përgjithësi*. Ose, ngjyra është në *trupin;* andaj, ajo është në *ndonjë trup të caktuar*. Sepse nëse nuk është në asnjërin nga trupat e veçantë, nuk është as në trupin në përgjithësi. Andaj, të gjitha të tjerat ose shqiptohen për substancat e para si për subjektet, ose është në to sikurse në subjekte. Prandaj, nëse nuk kemi substancat e para, nuk mund të ekzistoj çfarëdo gjëje tjetër qoftë.

Nga substancat e tjera, lloji është në një masë më të madhe substancë sesa gjini, ngase është më i afërt me substancën e parë. Në qoftë se dikush dëshiron ta shpjegojë ç'është substanca e parë, atëherë do ta shpjegojë në mënyrë më të kuptueshme dhe më karakteristike për vetë sendin nëse përmend llojin, më parë sesa

gjininë. Për shumbull, në qoftë se dëshiron të shpjegojë ç'është *ndonjë njeri i caktuar*, më qartë do ta shpjegojë nëse thotë se ai është *njeri*, sesa — që është *qenie e gjallë*. Sepse e para është më karakteristike për nocionin *ndonjë njeri i caktuar*, ndërsa e dyta është më përgjithshme. Gjithashtu, në qoftë se ndokush dëshiron të shpjegojë ç'është *ndonjë dru i caktuar*, më qartë do ta shpjegojë nëse thotë se ky *dru* është *në përgjithësi*, sesa — që është *bimë*.

Më tutje, substancat e para, për shkak se janë subjekt i çdo gjëje tjetër dhe për arsye se gjithçka tjetër vihet pranë tyre si predikat, ose janë në to, — quhen substanca në kuptimin e posaçëm. Varësisht sesi substancat e para janë në relacion ndaj çdo gjëje tjetër, po kështu edhe lloji është në relacion ndaj gjinisë. Sepse lloji është subjekt i gjinisë: gjinitë vihen pranë llojeve si predikate, ndërsa, anasjelltas, llojet nuk mund të vihen pranë gjinive si predikate. Andaj edhe së këtejmi del se lloji është në masë më të madhe substancë sesa gjini.

Ndërkaq, ndërmjet vetë llojeve, të cilat sado që nuk janë gjini, nuk është asnjë në masë më të madhe substancë sesa tjetra. Sepse kurrgjë në mënyrë më karakteristike (më afër vetë nocionit) nuk do ta shpjegosh nocionin *ndonjë njeri i caktuar* duke thënë se është *kalë*. Gjithashtu edhe ndërmjet substancave të para asnjëra nuk është në masë më të madhe substancë se tjetra. Sepse nocioni *ndonjë njeri i caktuar* nuk është në asnjë mënyrë më shumë substancë sesa nocion *ndonjë ka i caktuar*.

Është e arsyeshme që pas substancave të para, nga të tjerat akoma vetëm llojet dhe gjinitë quhen substanca të dyta. Sepse nga ajo që shqiptohet si predikat, vetëm këta shpjegojnë substancën e parë. Në qoftë se dikush dëshiron të shpjegojë se ç'është *ndonjë njeri i caktuar*, do ta shpegojë në mënyrë specifike këtë nocion nëse përmend llojin ose gjininë e tij (dhe në këtë rast do ta bëjë më të qartë nëse përmend nocionin e llojit *njeri*, sesa nocionin gjinisor *qenia e*

*gjallë).* Çdo shpjegim tjetër do të ishte i huaj për nocionin *ndonjë njeri i caktuar,* — sikurse kur, për shembull, do të thuhej se është *i bardhë,* ose se *vrapon* e tjera. Andaj është e arsyeshme që nga të tjerat vetëm llojet dhe gjinitë akoma quhen substanca.

Më tutje, substancat e para quhen substanca në kuptimin më vetjak për shkak se janë subjekt për gjithçka tjetër. Varësisht sesi substancat e para janë në relacion ndaj çdo gjëje tjetër, po kështu edhe llojet dhe gjinitë e substancave të para janë në relacion ndaj çdo gjëje tjetër; Sepse gjihçka tjetër vihet pranë tyre si predikat. Nëse për *ndonjë njeri të caktuar* thua se është *gramatikan,* do të mund të thuash edhe për *njeriun në përgjithësi,* edhe *për qenien e gjallë* se është *grmatikan.* Kështu është edhe te të gjitha predikatet e tjera.

E përgjithshme për çdo substancë është se nuk është në asnjë subjekt. Substanca e parë as nuk është në ndonjë subjekt, as nuk shqiptohet për ndonjë subjekt. Te substancat e tjera është e qartë edhe prej kësaj se nuk janë në kurrfarë subjekti. Me fjalë të tjera, *njeriu* shqiptohet për *ndonjë njeri të caktuar* si për subjektin, mirëpo nuk është në kurrfarë subjekti; sepse *njeriu në përgjithësi* nuk është në *ndonjë njeri të caktuar.* Gjithashtu, *qenia e gjallë* shqiptohet për *ndonjë njeri të caktuar* sikurse për subjektin, mirëpo *qenia e gjallë* nuk është në *ndonjë njeri të caktuar.*

Më tutje, tek ajo që është në ndonjë subjekt, asgjë nuk pengon që emri herë-herë vihet pranë subjektit si predikat, ndërsa nocioni nuk është e mundur të vihet si predikat. Te substancat e tjera ndërkaq vihen pranë subjektit si predikat edhe nocioni, edhe emri. Kështu, nocionin *njeri* mund ta vësh si predikat pranë *ndonjë njeriu të caktuar,* e gjithashtu edhe nocionin *qenie e gjallë.* Pra, substanca nuk mund t'i përkasë asaj që është në ndonjë subjekt.

Mirëpo kjo nuk është cilësi vetëm e substancës: edhe dallimi specifik hyn në atë që nuk është në kurrfarë subjekti. Tokësore dhe dykëmbësh shqiptohet për

*njeriun* si për subjektin, mirëpo nuk është në kurrfarë subjekti; sepse *dykëmbëshi* dhe *toksorja* nuk janë në *njeriun*. Për atë që shqiptohet dallimi specifik, pranë saj vihet si predikat edhe nocioni i dallimit specifik. Për shembull, nëse tokësorja shqiptohet për *njeriun*, atëherë pranë njeriut do të vihet si predikat edhe nocioni i *tokësores*. Sepse njeriu është *qenie e gjallë tokësore*.

Të mos na hutojë fakti që pjesët e substancës përmbahen në tërësitë si në subjektet e tyre, në mënyrë që të mos detyrohemi të mohojmë se këto janë substanca; sepse kur folëm për atë që është në ndonjë subjekt, ne me atë rast nuk kemi menduar për atë që në diçka gjendet si pjesë e tij.

Për substancat dhe për dallimet specifike është karakteristik fakti se çdo gjë që është nxjerrë prej tyre — shqiptohet sinonimisht. Sepse të gjitha predikatet që janë nxjerrë prej tyre, ose shqiptohen për gjërat e veçanta, ose për llojet. Nga substanca e parë nuk është nxjerrë asnjë predikat, sepse ajo nuk shqiptohet për kurrfarë subjekti. Te substancat e dyta ndërkaq lloji shqiptohet për të veçantën, kurse gjinia — edhe për llojin, edhe për të veçantën. Gjithashtu edhe dallimet specifike shqiptohen për llojet dhe për gjërat e veçanta.

Substancat e para pranojnë gjithashtu edhe nocionin e llojeve dhe të gjinive, kurse lloji pranon nocionin e gjinisë. Sepse gjithçka që shqiptohet për predikatin, do të shqiptohet edhe për subjektin. Gjithashtu, lloji dhe gjërat e veçanta pranojnë nocionin e dallimeve specifike. Kurse sinonime, si thamë, quhen ato gjëra te të cilat është edhe emri i përbashkët, edhe nocioni i njëjtë. Prandaj, çdo gjë që është nxjerrë nga substancat dhe nga dallimet specifike, shqiptohet në mënyrë sinonime.

Duket se çdo substancë shënon një „ja këtë" të caktuar. Te substancat e para është pa dyshim e vërtetë se emërtojnë një „këtë" të caktuar, sepse atë që caktojnë është e veçantë dhe një në numër. Mirëpo, te substancat e dyta, ndonëse (për shkak të formës së

emërtimit) duket se emërtojnë një „këtë" të caktuar, kur themi *njeri në përgjithësi*, ose *qenie e gjallë*, — prapëseprapë kjo nuk është e vërtetë, por këto më parë caktojnë diçka kualitative. Sepse këtu subjekti nuk është një, sikurse te substanca e parë, por *njeriu* dhe *qenia e gjallë* shqiptohen për shumë subjekte. Mirëpo këto emërtojnë thjesht ndonjë kualitativ, si është rasti me të *bardhën:* e bardha nuk emërton asgjë tjetër veçse kualitetin Lloji dhe gjinia, ndërkaq, përcaktojnë kualitetin në relacion me substancën: këto caktojnë si është ndonjë substancë. Ky përcaktim është më i gjerë me anën e gjinisë sesa me anën e llojit: ai që thotë *qenie e gjallë*, përfshin më gjerë sesa nëse thotë *njeriu*.

Për substancat është, pastaj, karakteristik fakti se nuk kanë asgjë të kundërt. Sepse çka do të mund të ishte për substancën e parë e kundërt. Për shembull, *këtij njeriut të caktuar*, ose *kësaj qenie të gjallë të caktuar*. Për këto asgjë nuk është e kundërt. Por as për *njeriun në përgjithësi*, as për *qenien në përgjithësi* asgjë nuk është e kundërt. Kjo nuk është karakteristike vetëm për substancat, por gjithashtu edhe për shumëçka tjetër, për shembull, për kuantitetin; sepse ndaj nocioneve *diçka* prej dy kutë, ose *diçka* prej tre kutë *të gjatësisë* asgjë nuk është e kundërt, sikurse as nocionit *dhjetë*, as çfarëdo gjëje të ngjashme (përveç nëse dikush nuk do të thoshte se *shumë* është i kundërt me nocionin *pak*, ose *e madhe* — me nocionin *i vogël)*. Mirëpo te kuantitativat e caktuara asnjë prej tyre nuk ka ndaj vetes nocion të kundërt.

Duket se substanca nuk lejon as atributin *në masën më të madhe* ose *më të vogël*. Me këtë nuk dua të them se një subtancë nuk është në masë më të madhe substancë tjetër (tashmë kemi thënë se ajo e tillë është), — porse për asnjë substancë nuk mund të thuhet se është në masë më të madhe ose më të vogël diçka që ajo pikërisht është. Për shembull, nëse kjo substancë është *njeriu*, atëherë ai nuk do të jetë njeri në masë më të madhe ose më të vogël as në relacion me vet-

veten, as në relacion me ndonjë njeri tjetër. Sepse një njeri nuk është njeri në masë më të madhe nga një njeri tjetër, si është rasti me të *bardhën*, për të cilën thuhet se në një masë më të madhe ose më të vogël është e bardhë nga diçka tjetër e bardhë; ose te *e bukura* — se është në masë më të madhe ose më të vogël e bukur nga ndonjë e bukur tjetër. Gjithashtu për ndonjë gjë mund të thuhet se është diçka në masë më të madhe ose më të vogël në relacionin me vetveten: për shembull, për trupin që është i bardhë mund të thuhet se tani është në masë më të madhe i bardhë sesa më parë, ose për trupin që është i nxehtë — se është në masë më të madhe ose më të vogël i nxehtë. Mirëpo, për substancat nuk mund të thuhet kurrfarë *në masë më të madhe* ose *më të vogël*. Sepse as për njeriun nuk mund të thuhet se tani është në masë më të madhe njeri sesa më parë, as nuk mund të thuhet për çfarëdo gjë tjetër që është substancë. Pra, substanca nuk mund të lejojë kurrfarë *në masë më të madhe* ose *më të vogël*.

Duket se për substancën më tepër është karakteristik fakti se ajo, edhe pse është e njëjtë dhe një për nga numri, mund të pranojë nocionet e kundërta, ndërsa te çdo gjë tjetër që nuk është substancë nuk do të mund të paraqitej diçka e tillë që është një për nga numri dhe të pranojë nocionet e kundërta. Për shembull, ngjyra, që është një për nga numri dhe e njëjtë, nuk mund të jetë *e bardhë* dhe *e zezë;* asnjë në numër dhe i njëti *veprim* të jetë *i keq* dhe *i vyeshëm;* po kështu është edhe te çdo gjë tjetër që nuk është substancë. Mirëpo, substanca, edhe pse një për nga numri dhe e njëjtë, mund të pranojë nocione të kundërta; për shembull, *ndonjë njeri i caktuar,* edhe pse një për nga numri dhe i njëjtë, mund të bëhet herë *i bardhë,* herë *i zi, i nxehtë dhe i ftohtë, edhe i keq edhe i vyeshëm.* Te çdo gjë tjetër nuk vërehet diçka e këtillë. Përveç nëse dikush të mos bënte vërejtje se *thënia dhe mendimi* mund të pranojnë nocione të kundërta. Sepse një e njëjta thënie duket se është e vërtetë

dhe false; për shembull, nëse është e vërtetë thënia se dikush është ulur, atëherë, porsa ky ngrihet, po kjo thënie do të jetë false. Po kështu është edhe me mendimin: nëse dikush me të drejtë konsideron se dikush është ulur, atëherë, porsa ky ngrihet, ai këtë do ta konsiderojë të gabueshëm, nëse edhe mëtej do të ketë të njëjtin mendim për të.

Por, nëse pranohet edhe kjo, prapëseprapë ekziston dallimi sa i përket mënyrës. Sepse, sa u përket substancave, këto mund të pranojnë nocione të kundërta në një mënyrë që ndryshohen vetë: ajo që nga e nxehta është herë e ftohtë, është ndryshuar (me fjalë të tjera ka ndryshuar kualitetin), ose nga e bardha — e zezë, ose nga e keqja — e vyeshme. Po kështu edhe çdo tjetër nga këto substanca mund të pranojë nocione të kundërta në atë mënyrë që vetë pranon ndryshënim.[2] Përkundrazi, thënia dhe mendimi ngelin të vetmuara në çdo pikëpamje si të palëvizshme (të pandryshueshme), kurse e kundërta krijohet te këto në atë mënyrë që *sendi* vihet në lëvizje. Sepse thënia se dikush është i ulur ngel e njëjtë, dhe vetëm pasi sendi vihet në lëvizje, thuhet për këtë thënie se është herë e vërtetë, herë false. Po kështu është edhe me mendimin. Prandaj, duke marrë parasysh mënyrën për substancën do të ishte karakteristik fakti se ajo mund të pranojë nocionet e kundërta me anën e ndryshimit vetjak të saj.

Ndërkaq, nëse dikush do ta pranonte edhe këtë — se thënia dhe mendimi mund të pranojnë nocione të kundërta, kjo prapëseprapë nuk është e vërtetë. Sepse për thënien dhe mendimin nuk mund të thuhet se nocionet e kundërta i pranojnë për shkak se *vetë* pranojnë diçka, por për shkak se *ndonjë send tjetër* pësoi një proces të tillë. Për ndonjë thënie thuhet se është e vërtetë ose false në bazë të asaj se një send

[2] Ndryshimi, sipas Aristotelit, është një nga llojet e lëvizjes: cf. kreu XIV. — *Përkth.*

është ose nuk është, dhe jo në bazë të faktit se vetë kjo thënie mund të pranojë nocione të kundërta. As thënia, as mendimi nuk mund të vihen fare në lëvizje nga asgjëja, dhe së këtejmi nuk mund të pranojnë nocione të kundërta. Sepse në to nuk ndodh kurrfarë pësimi.

Përkundrazi, për substancën mund të thuhet se është e aftë të pranojë nocione të kundërta; për shkak se *vetë* pranon (në vete) nocionet e kundërta: ajo sëmundjen dhe shëndetin, bardhësinë dhe të zezën. Dhe pasi *vetë* pranon secili nga këto nocione, për të thuhet se mund të pranojë nocione të kundërta. Pra, për substancën është karakteristik fakti, se ajo, edhe pse është e njëjtë dhe një për nga numri, mund të pranojë nocionet e kundërta — me anën e ndryshimit vetjak.

Kaq për substacën.

## VI

Kuantiteti pjesërisht është i dikontinuar, kurse pjesërisht i kontinuar, dhe përbëhet ose nga pjesët që ndërmjet vetit kanë një pozitë ose nga pjesët që nuk kanë pozitë. Të diskontinuar janë, për shembull, numri dhe të folurit; të kontinuar, për shembull — *vija, sipërfaqja, trupi*, dhe përveç kësaj — *koha dhe vendi*.

Sepse pjesët nuk kanë kufi të përbashkët ku bashkohen pjesët e saj: për shembull, nëse *pesë* është pjesë e *dhjetëshit*, një *pesë* me *pesëshin* tjetër nuk bashkohet në asnjë kufi të përbashkët, por janë të ndarë. Po kështu, as *tre* dhe *shtatë* nuk bashkohen në asnjë kufi të përbashkët. Në përgjithësi, te numri nuk mund të gjesh kufi të përashkët të pjesëve të tij, por këta janë gjithmonë të ndarë. Pra, numri hyn në atë që është e diskontinuar.

Gjithashtu edhe të folurit hyn në atë që është e diskontinuar. Që të folurit është kuantitet — është e qartë; sepse maten me rrokje të shkurtër dhe të gjatë.

Unë mendoj për atë të folur që krijohet me anën e zërit. Disa pjesë nuk bashkohen në asnjë kufi të përbashkët.Sepse nuk ka kufi të përbashkët ku bashkohen rrokjet, por secila rrokje është e veçuar vetë për vete.

Ndërkaq, vija është e kontinuar ( e pandërprerë); sepse është e mundur të gjendet kufiri përbashkët ku bashkohen pjesët e saj — respektivisht, pika. Gjithashtu, te sipërfaqja — vija; sepse pjesët e një rrafshine bashkohen në njëfarë kufiri të përbashkët. Edhe te trupi mund të gjesh kufirin e përbashkët — vijën ose sipërfaqen ku bashkohen pjesët e trupit.

Edhe koha dhe vendi hyjnë ndër kuantitete të tilla. Sepse, koha e tashme bashkohet me të kaluarën dhe të ardhshmen. Nga ana e tij, edhe vendi është kuantitet i kontinuar. Sepse pjesët e trupit që bashkohen në ndonjë kufi të përbashkët zënë njëfarë vendi, kështu që, edhe pjesët e trupit të cilat zënë secilën pjesë të trupit — bashkohen në të njëjtin kufi ku bashkohen edhe pjesët e trupit. Pra, edhe vendi do të ishte kuantitet i kontinuar, sepse pjesët e tij bashkohen në një kufi të përbashkët.

Pastaj, kuntiteti përbëhet pjesërisht nga pjesë të tilla të cilat ndërmjet tyre kanë një pozitë, dhe pjesërisht nga pjesët të tilla që nuk kanë pozitë reciproke. Kështu, për shembull, pjesët e vijës kanë pozitë ndërmjet tyre: secila nga këto pjesë qëndron në ndonjë vend të caktuar, dhe secilin prej tyre mund ta ndash dhe të tregosh ku qëndron në rrafshinë dhe me cilat prej pjesëve të tjera bashkohet. Gjithashtu edhe pjesët e rrafshinës kanë një pozitë të caktuar: në mënyrë të ngjashme mund të tregohet ku qëndron secila prej tyre dhe cilat pjesë bashkohen reciprokisht. Po kështu është edhe te pjesët e trupit, edhe te pjesët e vendit.

Përkundazi, te numri nuk mund të tregohet se pjesët e tij kanë njëfarë pozite ndërmjet vetes ose qëndrojnë në ndonjë vend, as nuk mund të tregohet se të cilat prej këtyre pjesëve bashkohen reciprokisht. Kjo nuk është e mundur as te pjesët e kohës: asnjëra pjesë e

kohës nuk ndalet, kurse ajo që nuk ndalet — si do të mund të kishte ndonjë pozitë! Më parë mund të thuhet se koha ka njëfarë rendi (sukcesioni), sepse një pjesë e kohës është e mëparshme, kurse tjetra e mëvonshme. Gjithashtu edhe te numri, meqë *një* numërohet më parë se *dy* — më parë se *tre*, mund të thuhet se edhe ai ka njëfarë rendi, ndërsa pozita tek ai nuk mund të gjendet.

E njëjta gjë vlen edhe për të folurit: asnjë pjesë e tij nuk ndalet, sepse ajo që është thënë njëherë — nuk mund të kapet më. Andaj pjesët e tij nuk mund të kenë pozitë, ngase asnjëri prej tyre nuk ndalet.

Pra, kuantiteti përbëhet pjesërisht prej pjesëve të tilla të cilat kanë ndonjë pozitë, kurse pjesërisht nga pjesët të cilat nuk kanë pozitë.

Vetëm kjo që u tha deri tash quhet kuantitativ në kuptimin e vërtetë, ndërsa të gjitha të tjerat akcidentale, kështu quhen; sepse ne vështrojmë atë të parën kur nocionet e tjera i quajmë kuantitative. Kështu, për shembull, për të *bardhën* thuhet shumë sepse zë shumë hapësirë, ose për *veprimin* — se është *i gjatë* dhe *lëvizje* — se është *i madh* — sepse marrin shumë kohë. Asnjëra nga këto nuk quhet kuantitativ vetëm për vete. Për shembull, në qoftë se dikush dëshiron të thotë sa është një veprim, ai këtë do ta caktojë sipas kohës dhe do të thotë se përfshin një vit ose diçka të ngjashme. Ose nëse dikush dëshiron të thotë sa është *diçka që është e bardhë*, ai këtë do ta caktojë sipas sipërfaqes dhe do të thotë: sa është sipërfaqja, aq edhe ajo është *e bardhë*.

Pra, vetëm ajo që u tha më parë quhet kuantitativ në kuptimin e vërtetë dhe në vetvete; kurse nga të tjerat asgjë vetvetiu nuk quhet kuantitativ, dhe nëse quhet kështu, atëherë vetëm akcidentalisht.

Më tutje, kuantiteti nuk ka asgjë të kundërt. Te kuantitativat e caktuar është e qartë se nuk kanë asgjë të kundërt, si, për shembull, tek *ajo që është e gjatë dy kutë*, ose *që është e gjatë tre kutë*, ose te *sipërfaqju*

e tjera.Për këtë asgjë nuk është e kundërt. Përveç nëse dikush nuk do të thoshte se *shumë* është i kundërt me nocionin *pak*, ose *e madhe* me nocionin *i vogël*. Mirëpo asnjëri prej tyre nuk është kuantitativ, por relativ: asgjë vetvetiu nuk quhet e madhe ose e vogël, por me faktin se ka të bëjë me diçka tjetër. Për shembull, kodra quhet e vogël, kurse meli — i madh në bazë të faktit se e para është më e vogël, kurse e dyta më e madhe nga të tjerat që janë të së njëjtës gjini. Pra, kemi relacion ndaj tjetrës. Sepse po të flitej për të voglin ose të madhin për vete, kurrë kodra nuk do të mund të quhej e vogël, as meli i madh. Gjithashtu, themi se në fshat ka shumë njerëz, kurse në Athinë — pak, ndonëse në të ka disa herë më shumë sesa në fshat; ose — se në shtëpi ka shumë njerëz, kurse në teatër — pak, ndonëse këtu kemi gjithsesi më shumë.

Gjithashtu, *ajo që është e gjatë dy kutë* ose *ajo që është e gjatë tre kutë* dhe çdo gjë tjetër e ngjashme — është kuantitet, kurse *e madhja* ose *e vogla* vëzhgohen në relacion me diçka tjetër. Prandaj është e qartë se këto nocione hyjnë në relative.

Ndërkaq, pa marrë parasysh faktin se a i vë dikush ndër kuantitativa apo jo, këta nuk kanë asgjë të kundërt. Sepse si për diçka që nuk është e mundur ta marrësh vetëm për vete, por ka të bëjë me diçka tjetër — mund të thuhet se ka diçka të kundërt ndaj vetes!

Përveç kësaj, nëse *e madhja* dhe *e vogla* do të ishin nocione reciprokisht të kundërta, do të ndodhë që e njëjta gjë në një kohë të njëjtë do të lejojë nocione të kundërta dhe se këta vetë janë reciprokisht të kundërt. Sepse nganjëherë ndodh që e nëjta gjë në të njëjtën kohë është edhe e madhe edhe e vogël: në relacion me një gjë ajo është e vogël, në relacion me ndonjë tjetër— po kjo gjë është e madhe. Andaj ndodh që e njëjta gjë është edhe e madhe edhe e vogël në të njëjtën kohë, nga del fakti se ajo në të njëjtën kohë nuk lejon nocione të kundërta.

Mirëpo, duket se asgjë nuk mund të lejojë në të njëjtën kohë nocione të kundërta. Ta marrim, për shembull, substancën. Duket se kjo mund të pranojë nocionet e kundërta. Mirëpo, askush nuk është në të njëjtën kohë edhe i sëmurë edhe i shëndoshë, as që është diçka në të njëjtën kohë e bardhë dhe e zezë. Gjithashtu edhe te të tjerat asgjë nuk lejon në të njëjtën kohë nocione të kundërta. Do të konfirmohej se gjërat janë të kundërta me vetveten! Sepse në qoftë se e madhja është e kundërt me të voglën. dhe një e njëjta gjë është në të njëjtën kohë e madhe dhe e vogël, atëherë kjo gjë duhet të jetë e kundërt me vetveten. Mirëpo, kjo hyn në pamundësinë që diçka të jetë e kundërt me vetveten. Prandaj, *e madhja* nuk është e kundërt me *të voglën*, sa *shumë* — ndaj *asaj që është pak*. Pra, nëse këto nocione edhe nuk radhiten në relative por në kuantitative, prapseprapë nuk do të fitohet asgjë e kundërt.

Duket se kundërtia te kuantitativat ekziston më shumë nga aspekti i vendit. *Ajo që është lart* i vihet si kundërshtim *asaj që është poshtë*, me ç'rast zona që shtrihet deri në mes quhet *poshtë*, për asrye se mesi ka distancë më të madhe deri te fundet e botës. Duket se nga këto nocione të kundërta është bartur përkufizimi edhe në nocionet e tjera të kundërta: si të kundërta përkufizohen ato gjëra që i takojnë së njëjtës gjini, dhe kanë distancë më të madhe midis vetes.

Duket se kuantiteti nuk lejon atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël*. Për shembull, *ajo që është e gjatë dy kutë:* një gjë e tillë nuk është në masë më të madhe dy kutë sesa ndojë gjë tjetër e njëjtë. Këtë nuk e lejon as numri. Për shembull, *tre* në relacion me *pesë* nuk është assesi më e madhe se tre, as nuk është ky pesë në relacion me tre. Po kështu as për kohën nuk mund të thuhet se një kohë është në masë më të madhe kohë nga tjetra. Dhe në përgjithësi, as te ndonjë nga nocionet e përmendura nuk mund të thuhet se ai është i tillë në masë më të madhe ose më

të vogël. Pra, as kuantiteti nuk lejon atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël.*

Për kuantitetin është më shumë karakteristik fakti se për të mund të thuhet se është identik ose nuk është identik. Sepse për secilin nga kuantitativat e përmendur thuhet se është identik ose nuk është identik. Kështu, për shembull, për trupin thuhet se është i barabartë ose nuk është i barabartë; ose për kohën. E njëta gjë thuhet edhe për çdo kuantitativë tjetër të përmendur. Përkundrazi, te çdo gjë që nuk është kuantitativ, duket se fare nuk mund të thuhet se është identike ose nuk është identike, sikurse, për shembull, për *dispozicionin* fare nuk thuhet se është identik ose nuk është identik, por më parë se është i ngjashëm; as për *të bardhën* — se është identike ose nuk është identike, porse është e ngjashme, Pra, për kuantitetin më shumë është karakteristik fakti se për të mund të thuhet se është identik ose nuk është identik.

## VII

Relative quhen të gjitha ato gjëra mbi të cilat atë që këto vërtet janë thuhet se si e tillë i takon diçka tjetrës ose në cilindo relacion ndaj atij tjetrit. Kështu për *të madhen* thuhet se ajo, sikurse që për nga nocioni ajo pikërisht është, i takon diçka tjetrës Ose, *e dyfishtë* është ajo që pikërisht ajo është, si diçka që i takon diçka tjetrës; sepse thuhet se dyfish është më e madhe se diçka tjetër. Njësoj është edhe me nocionet e tjera të ngjashme.

Mirëpo, në relative hyjnë edhe nocionet e tilla siç janë: posedimi, dispozicioni (gjendja), perceptimi, dituria, pozita. Për të gjitha këto që ato pikërisht janë thuhet si të tilla që u takojnë diçka tjetrës dhe asgjë tjetër. Sepse për posedimin thuhet se është posedim *i diçkahit*, për dituninë — se është dituri për diçka, për pozitën — se është pozitë e diçkahit etj.

Pra, relative quhet çdo gje per çka atë çka ai vertet është shqiptohet si e tillë që i takon diçka tjetrës, ose është në cilindo ndërkaq relacion ndaj atij tjetrit. Për shembull, për *kodrën* thuhet se është e madhe ndaj diçka tjetrës, sepse për kodrën thuhet se është e madhe — në kuptimin relativ; ose, për *të ngjashmen* thuhet se është e ngjashme me diçka tjetër; dhe kështu për çdo gjë tjetër të ngjashme thuhet në kuptimin relativ.

Mëtej, edhe të ndejurit shtrirë, të qëndruarit, të ulurit — janë disa pozita të caktuara, kurse pozita hyn në relative. Por veprimet *të shtrihesh*, ose *të qëndrosh*, ose *të ulesh* nuk janë vetë pozita, por pozita quhen paronimisht, ndaj pozitave të përmendura.

Te relativet ekziston edhe kundërtia; për shembull, *vrtyti* është i kundërt me *të metën*, kurse që të dy këto nocione hyjnë në relative, edhe *dituria* — *padiditurisë*. Mirëpo, të gjitha relativet nuk kanë nocion të kundërt: *për dyfishin* asgjë nuk është e kundërt, as *për trefishin*, asnjëri nga relativet e tillë nuk kanë nocion të kundërt.

Duket se relativet lejojnë edhe atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël*. Për *të ngjashmën* ose *të pangjashmen* thuhet se ajo është e tillë në masë më të madhe ose më të vogël; ose për *të barabartën* dhe *të pabarabartën* — se është ajo që është në masë më të madhe ose më të vogël; dhe të dy kto nocione janë relativa (sepse për *të ngjashmen* thuhet se është e ngjashme *me diçka*, edhe për *të pangjashmen* — se është e pangjashme ndaj diçkahit.). Mirëpo nuk lejojnë të gjitha relativet atributin *në masë më të madhe ose më të vogël:* për *dyfishin* nuk mund të thuhet se në masë më të madhe ose më të vogël është e dyfishtë, as për çfarëdo gjëje tjetër të ngjashme me të.

Çdo relativ shqiptohet në relacion me diçka me çka mund të ndryshohet vendi. Për shembull, *për skllavin* thuhet se është *skllav i sunduesit*, kurse *për sunduesin* — se është *sundues i skllavit; për dyfishin* thuhet se është *dyfish nga gjysma*, kurse *për gjysmën*

se është *më e madhe se e vogla*, kurse *për më të vog-*
se është *më e madhe se e vogla*, kurse *për më të vog-lën* — se është *më e vogël se e madhja.* Njësoj është edhe te relativat e tjerë përveç se nganjëherë dallohen për nga forma gramatikore. Për shembull, *për diturinë* thuhet se është *dituri për të diturën*, kurse *për të diturën* — se është *e ditur nëpërmjet diturisë;* për *perceptimin* thuhet se është *perceptim i të perceptuarës*, kurse për *të perceptuarën* — se është *perceptuese nëpërmjet pëceptimit*

Mirëpo, nganjëherë mund të duket sikurse relativet nuk mund të rrotullohen; me fjalë të tjera, nëse një nocion në relacion me relativin që shqiptohet — nuk cilësohet sipas veçorisë së vet të qenësishme, por ai që këtë e shqipton me atë rast gabon. Për shembull. nëqoftë se thuhet *krahu i shpendit*, nuk është e mundur të rrotullohet dhe të thuhet *shpendi krahu.* Sepse *krahu* herën e parë nuk është shqiptuar si cilësi ekskluzive e shpendit: krahu në relacion me shpendin shqiptohet jo për shkak se ai është shpend, por për shkak se ai është *me krahë.* Sepse krahë ka edhe shumëçka tjetër që nuk është shpend. Pra, nëse ajo në relacion me atë që shqiptohet relativi — shënohet sipas cilësisë së vet të qenësishme, relativet mund të rrotullohen: për shembull, *krahu* është krah me krahët, kurse *me krahë është me krahë nëpërmjet kraut.*

Nganjëherë ndoshta duhet të krijohet edhe fjala e re, nëse nuk ekziston emërtimi i vërtetë për shënimin e cilësive të nocionit në relacion me relativin që shqiptohet. Për shembull, nëse thuhet *timoni i anijes*, thënia nuk është shënuar sipas cilësisë së qenësishme të pikës së relacionit; sepse *timoni* në relacion me anijen nuk shqiptohet për shkak se kjo është anije: ka anije që nuk kanë timon. Andaj këtu nuk mund të kryhet rrotullimi: për *anijen* nuk mund të thuhet se është *anije e timonit.* Thënia më parë do t'i përgjigjet cilësisë së qenësishme të pikës së relacionit nëse do të thuhej, për shembull: *timoni* është *timon prej ti-*

*monit* (asaj që ka timon) ose disi diçka e ngjashme (sepse nuk ekziston fjala e vërtetë). Nëse thënia është shënuar sipas cilësisë qenësore të pikës së relacionit, atëherë është e mundur të bëhet rrotullimi; e tillë *me timon* është *në saje të timonit*.

E njëjta gjë është edhe me relativet e tjerë: *koka* më parë do ti përgjigjej cilësisë së qenësishme të pikës së relacionit nëse do të shënohej si *kokë* e atij *me kokë* (të atij që ka kokë), sepse si *kokë e qenies së gjallë*. Sepse qenia e gjallë nuk ka kokë për shkak se është qenie e gjallë. Nëse nuk ekzistojnë fjalët e vërteta për ta shënuar pikën e relacionit, këto më lehtë gjenden kur nga anëtarët e parë të relacionit nxirren emrat edhe për anëtarët e tjerë, me të cilët bëhet rrotullimi, sikurse te shembujt e përmendur më parë: *me kokë* — nga *koka, me timon* (ajo që ka timon) — nga *timoni*.

Pra, çdo relativ mund të ndërrohet vetëm atëherë nëse shënohet sipas cilësisë së qenësishme të pikës së relacionit. Nëse ndërkaq relativi vihet në relacion me cilindo nocion, dhe jo ndaj atij sipas të cilit duhet të shqiptohet, ndërrimi nuk mund të kryhet. Me këtë dua të them se edhe te këto relative te të cilat ndërrimi kryhet në mënyrën e lejuar dhe të të cilat ekzistojnë emra të përshtatshëm për pikën e relacionit, megjithatë mund të mos ketë ndërrim — nëse vihen në relacion ndaj diçkahes akcidentale, dhe jo ndaj asaj ndaj të cilit duhet të shqiptohen. Për shembull, nëse nuk thuhet *skllav i sunduesit*, por *skllav i njeriut*, ose *i dykëmbëshit*, ose diçka e ngjashme, — nuk mund të ketë ndërrim, sepse thënia nuk është shënuar sipas cilësisë së qenësishme të pikës së relacionit.

Mirëpo, në qoftë se thënia shënon cilësinë e qenësishme të asaj në relacion me atë që duhet të shqiptohet dhe nëse është refuzuar gjithçka tjetër që është akcidentale, kurse ka ngelur vetëm cilësia e qenësishme e pikës së relacionit, — atëherë relativi do të shqiptohet gjithmonë në relacion me këtë të fundit. Për shembull, nëse *skllavi* vihet në relacion me *sunduesin*

dhe nëse refuzohen të gjitha cilësitë që janë akcidentale për nocionin *sundues* (si, për shembull, se ai është *dykëmbësh*, se është i aftë *të marrë dituri*, se është *njeri*), dhe lihet vetëm fakti se është *sundues*, — atëherë *skllavi* gjithmonë do të shqiptohet në këtë relacion. Sepse *skllavi* kështu quhet si *skllav i sunduesit*.

Kurse nëse relativi nuk shënohet sipas cilësisë së qenësishme të asaj në relacion me atë që duhet të shqiptohet dhe nëse nuk refuzohet gjithçka tjetër, dhe ngel vetëm ajo në relacion për çka duhet të thuhet, — relativi nuk do të shqiptohet më në këtë relacion. Le të thuhet, për shembull, *skllav i njeriut* dhe *krahu i shpendit*, dhe le t'i hiqet nocionit *njeriu* fakti se është *sundues*: për *skllavin* nuk mund të flitet më në relacion me *njeriun*; sepse nëse nuk ka *sundues*, nuk ka as *skllav*. Gjithashtu, le t'i hiqet nocionit *shpendi* fakti se është *me krahë*, dhe atëherë *krahu* nuk mund të numërohet më në relative; sepse nëse nuk ka asgjë *me krahë*, nuk mund t'i takoj as *krahu* askujt. Pra, duhet të shënohet cilësia e qenësishme në relacion me relativin që duhet të shqiptohet. Nëse ekziston emri i vërtetë për këtë cilësi, të shënuarit është gjë e lehtë; kurse nëse nuk ekziston, atëherë duhet sajuar. Nëse bëhet kështu shënimi, është e qartë se çdo relativ mund të ndërrohet.

Duket se anëtarët e relacionit janë të njëkohëshëm për nga natyra e tyre dhe kjo në shumicën e rasteve është e saktë. *Dyfishi* dhe *gjysma* janë të njëkohshëm, dhe, nëse ekziston *gjysma*, ekziston edhe *dyfishi*. Gjith ashtu, nëse ekziston *sunduesi*, ekziston edhe *skllavi*, dhe, nëse ekziston *skllavi*, ekziston edhe *sunduesi*. Kështu është edhe te relativet e tillë të tjera.

Më tutje, këta anëtarë reciprokisht suprimohen: nëse nuk ekziston *dyfishi*, nuk ekziston as *gjysma*, dhe, nëse nuk ekziston *gjysma*, nuk ekziston as *dyfishi*. Kështu është edhe te relativet e tjera të tilla.

Por duket se nuk vlen për të gjitha relativet fakti se për nga natyra e tyre janë të njëkohshëm: *e di-*

*tura*[3] duket se është para *diturisë*. Sepse në shumicën e rasteve gjërat tashmë ekzistojnë pasi ne fitojmë dituri për to; vetëm në numrin e vogël të rasteve, ose në asnjë rast, mund të shihet se dituria krijohet së bashku me të diturën. Pastaj, nëse hiqet *e ditura*, kjo me vetën heq edhe *diturinë*, kurse dituria nuk heq me veten *të diturën*. Sepse npse nuk ekziston e ditura, nuk ekziston as dituria (sepse atëherë kjo do të ishte dituri e asgjësë), ndërsa, nëse nuk ekziston dituria, asgjë nuk pengon ekzistimin e të diturës. Për shembull, kuadratura e rrethit, nëse njëmend është e ditur: dituria për të ende nuk ekziston, mirëpo ajo është e ditur. Ose, nëse hiqet *qenia e gjallë*,[4] nuk do të ketë dituri ndërsa shumëçka *e ditur* mund të ekzistojë edhe mëtej. Ngjashëm me këtë është edhe me perceptimin. *E përceptuara*[5] duket se është më e hershme se *përceptimi*. Sepse nëse hiqet e përceptuara, atëherë heq me vete edhe përceptimin, ndërsa, nëse hiqet përceptimi, ky nuk heq me vete të përceptuarën. Përceptimet kanë të bëjnë me trupat dhe janë në trup, dhe, nëse hiqet e përceptuara, hiqet njëkohësisht edhe trupi (ngase trupi hyn në gjërat që përceptohen), ndërsa nëse nuk ka, hiqet njëkohësisht edhe të përceptuarit, kështu që e përceptuara heq me veten përceptimin Përkundrazi, përceptimi nuk heq me vete të përceptuarën; Sepse, nëse hiqet *qenia e gjallë*,[6] hiqet përceptimi, kurse e përceptuara edhe mëtej do të ekzistojë, si për shembull, *trupi*, *i nxehtë*, *i ëmbël*, *i hidhur*, dhe çdo gjë tjetër që është e përceptueshme (e ndieshme).

Mëtej, *përceptimi* krijohet njëkohësisht me *atë që përcepton;* sepse njëkohësisht me qenien e gjallë krijohet edhe përceptimi. Përkundrazi, e përceptuara ekziston akoma më parë se ekzistojnë qenia e gjallë dhe

---

[3] Në kuptimin: objekti i diturisë. — *Përkth.*

[4] Në kuptimin: subjekt i diturisë. — *Përkth.*

[5] Analogo vërejtjes 1 (fq. 31).

[6] Analogo vërejtjes 1 (fq. 32).

përceptimi; sepse zjarri, edhe uji dhe gjërat e ngjashme me të nga të cilat përbëhet qenia e gjallë ekzistojnë qysh para se kanë ekzistuar fare qenia e gjallë dhe përceptimi. Pra, duket se e përceptuara ekziston para përceptimit.

Vështirësi shkakton pyetja: a thua asnjë substancë, siç duket, nuk hyn në relative, apo kjo mund të pranohet në pikëpamje të disave nga substancat e tjera. Sepse te substancat e para është e saktë se nuk hyn në relative: te këto as tërësia, as pjesët nuk shqiptohen relativisht. Për *ndonjë njeri të caktuar* nuk thuhet se është *njeri i caktuar i dikujt*, as për *ndonjë ka të caktuar* — se është *ka i caktuar i dikujt*. Po kështu është edhe me pjesët etyre: *për ndonjë dorë të caktuar* nuk thuhet se është *dorë e caktuar e dikujt*, por dora e dikujt, as për *ndonjë kokë të caktuar* nuk thuhet se është *kokë e caktuar e dikujt*, por *koka e dikujt*.

Njësoj ndodh edhe me substancat e tjera, së paku me shumicën e tyre; për shembull, për njeriun nuk thuhet *njeriu i dikujt*, as për *kaun — kau i dikujt*, as për *drurin — druri i dikujt*, por *prona e dikujt*. Te nocionet e tilla është e qartë se nuk u përkasin relativave. Ndërkaq, te disa nga substancat e tjera ekziston dilema.. Kështu, për shembull, *për kokën* thuhet *koka e dikujt*, dhe *për dorën — dora e dikujt* etj. dhe kështu duket se këto nocione u përkasin relativeve.

Nëse përkufizimi i relativeve është dhënë plotësisht, atëherë ose është shumë vështirë, ose është e pamundur të tregohet se asnjë substacë nuk hyn në relative; në qoftë se ky përkufizim ndërkaq nuk është dhënë plotësisht, por më parë duhet të thuhet: relativet janë ato fakte qenia e të cilave është identike me disa relacione të caktuara ndaj diçkaje tjetër — atëherë për këtë do të mund të thuhej diçka më caktueshëm. Përkufizimi i mëparshëm i përgjigjet, në të vërtetë, të gjitha relativeve, mirëpo nuk qëndron nocioni i vërtetë i relativit në faktin se për këto ajo që këta pikërisht.sipas nocionit të tyre janë — shqiptohet sikurse diçka që i takon dikujt tjetër. Nga kjo është e

qartë kjo: nëse dikush në mënyrë të caktuar njeh ndonjë relativ, atëherë ai duhet në mënyrë të caktuar të njohë edhe atë nocion ndaj të cilit relacion qëndron relativi.

Kjo është e qartë vetvetiu. Sepse, nëse dikush di se një gjë është relativ, dhe nëse tek relativi qenia është identike me ndonjë relacion të caktuar ndaj diçka
b tjetër — atëherë ai di edhe atë tjetrën ndaj të cilit qëndron relativi në relacion të caktuar. Sepse nëse ai nuk di fare ndaj çkahit relativi qëndron në relacion të caktuar, ai atëherë nuk mund të dijë as atë se a qëndron relativi në relacion të tillë ndaj diçkaje tjetër. Kjo bëhet e qartë te gjërat e veçanta; për shembull, nëse dikush për ndonjë gjë të caktuar di në një mënyrë të caktuar se ajo është e *dyfishtë*, atëherë ai menjëherë gjithashtu në mënyrë të caktuar di edhe faktin — *prej çka* është ajo e dyfishtë; sepse, nëse ai nuk di se ajo gjë është e dëyfisht prej çdo gjëje tjetër të dyfishtë, ai atëherë nuk mund të dijë fare se ajo është e dyfishtë. Gjithashtu, nëse dikush di se ndonjë gjë e caktuar është *më e mirë*, ai atëherë menjëherë duhet të dijë në mënyrë të caktuar edhe faktin *në çka* është ajo më e mirë. Ai nuk mund të dijë në mënyrë të pacaktueshme se ajo gjë është më e mirë sesa *diçka më keq*, ngase atëherë fitohet parandjenja dhe jo dituria: ai akoma nuk do të dijë saktësisht se ajo gjë është më e mirë se diçka më keq. Në këtë rast asgjë nuk është më e keqe nga ajo më e mirë.

Andaj është e qartë: në qoftë se dikush një relativ e di në mënyrë të caktuar, ai medoemos duhet të dijë caktueshëm edhe atë në relacion ndaj diçkahit në të cilin ky relativ gjendet. Sa i përket *kokës*, *dorës* dhe gjërave të ngjashme të cilat substanca, këto mund t'i njohim në mënyrë të caktuar në bazë të asaj çka këto pikërisht janë (sipas qenies së tyre), dhe nuk është e domosdoshme të dihet edhe ajo se këto qëndrojnë në relacionin ndaj diçkahit. Sepse nuk është e domosdoshme të dihet —*e kujt* është kjo kokë, ose e *kujt* është kjo dorë.

Prandaj, këto gjëra nuk u përkasin relativeve. Dhe nëse këto gjëra nuk u përkasin relativeve, atëherë me të drejtë mund të thuhet se asnjë substancë nuk hyn në relative.

Megjithatë, është vështirë të pohohet për këto çështje çfarëdo gjë e sigurt para se t'i nënshtrohen disa herë shqyrtimit. Ndërkaq, nuk është e pa dobishme që u paraqitën vështirësitë për secilën prej këtyre çështjeve.

## VIII

K u a l i t e t quaj atë për shkak të të cilit për diçka thuhet se është e tillë dhe e tillë. Kualiteti hyn në mesin e nocioneve që kanë më shumë kuptime. Një lloj të kualiteteve do ta quajmë cilësi dhe gjendje (dispozicion). Cilësia nga gjendja dallohet me faktin se është shumë më permanente dhe e qëndrueshme. Të tilla janë *dituritë dhe virtytet*. Duket se dituria hyn në atë që është e qëndrueshme dhe që vështirë lëviz,[7] madje edhe sikur ta fitonte dikush në masë mesatare, përveç nëse nuk paraqitet ndonjë ndryshim i madh për shkak të sëmundjes ose diçka të ngjashme. Gjithashtu edhe virtyti, si, për shembull, drejtësia, përkorësia dhe të ngjashme, duket se nuk lëviz lehtë, as nuk ndryshon lehtë. Përkundrazi, gjendje (dispozicione) quhet ajo që lëviz lehtë dhe që ndryshon shpejt, si, për shembull, nxehtësia, të ftohurit, sëmundja, shëndeti e tjera. Sepse njeriu lidhur me këto fenomene është i *disponuar* në mënyrë të caktuar; mirëpo, ai shpejt ndryshon, dhe bëhet i ngrohti i ftohtë, i shëndoshi i sëmurë e tjera, — përveç nëse ndonjë nga këto gjendje gjatë një periudhe të gjatë kohore nuk kalon në natyrë dhe bëhet e pashërueshme ose tejet vështirë e lëvizshme, kur tashmë mund të quhet cilësi.

---

[7] e ndryshueshme. *Përkth.*

Është e qartë se cilësi duhet quajtur atë që është e vazhdueshme dhe që lëviz vështirë. Për ata të cilët qëndrueshmërisht nuk kanë dituri, por këto te këta lëvizin lehtë, nuk thuhet se kanë cilësi, ndonëse për diturinë e dhënë në mënyrë të caktuar janë të disponuar (qoftë mirë,qoftë keq). Pra, cilësia nga gjendja (dispozicioni) dallohet me faktin se kjo e dyta lëviz lehtë, ndërsa cilësia është më e vazhdueshme dhe lëviz vështirë. Cilësitë janë edhe gjendje, ndërsa gjendjet nuk është e domosdoshme të jenë cilësi. Sepse ata që kanë cilësi, janë edhe të disponuar në mënyrë caktuar ndaj tyre, ndërsa ata që janë të disponuar, nuk duhet të kenë gjithmonë edhe cilësi.

Gjinia e dytë e kualitetit është ajo për shkak të së cilës themi se dikush është i përshtatshëm për boksier ose për vrapues, ose është i prirur për shëndet ose sëmundje, ose përgjithësisht këtu hyn gjithçka që shqiptohet për aftësinë ose paaftësinë natyrore. Sepse secili prej këtyre nocioneve quhet kualitativ jo për shkak se ndonjë subjekt është i disponuar në mënyrë të caktuar, por për arsye se ka aftësi ose paaftësi natyrore për të bërë diçka lehtë ose që asgjë të mos pësojë. Kështu, për shembull, *njerëzit e përshtatshëm për boksierë ose për vrapues* nuk quhen kështu për shkak se janë të disponuar në mënyrë të caktuar, por për arsye se kanë aftësi natyrore të bëjnë diçka lehtë. Ose, *njerëz me shëndet të mirë* quhen ata që kanë aftësi nayrore që të mos pësojnë lehtë çfarëdo nga ajo që mund t'u ndodhë, ndërsa *të sëmurë* quhen ata që kanë paaftësinë natyrore që të mos pësojnë lehtë çfarë do nga ajo që mund t'u ndodhë. Po kështu është edhe me nocionet *e fortë* dhe *e butë:* diçka quhet e fortë për shkak se ka aftësi që nuk mund të ndahet lehtë. kurse e butë — për shkak se nuk ka aftësi për të njëjtën gjë.

Gjinia e tretë e kualitetit janë kualitetet dhe afekcionet pësore. Të tilla janë, për shembull, nocionet: *ëmbëlsia, hidhëtina, thartina* dhe çdo gjë e ngjashme me këto; pastaj, *nxehtësia, ftohtësia, bardhësia,* e

zeza. Se këto janë kualitete — kjo është e qartë; sepse çdo gjë që këto i ka pranuar në vete, quhet sipas tyre kualitativ. Për shembull, mjalti quhet *i ëmbël*, sepse ka pranuar ëmbëlsinë, trupi — *i bardhë*, sepse ka pranuar bardhësinë etj.

Kualitete pësore këto nuk quhen për shkak se subjektet të cilat këta i pranojnë do të pësonin ndonjë gjë: as mjalti nuk quhet i ëmbël për shkak se ka pësuar ndonjë gjë, as çfardo gjë tjetër të ngjashme. Gjithashtu, edhe nxehtësia dhe ftohtësia nuk quhen kualitete pësore për shkak se subjektet që i kanë pranuar do të pësonin ndonjë gjë. Por këto kualitete quhen pësore ngase secili prej tyre shkakton në shqisa afekcione (pësime). Ëmbëlsia shkakton njëfarë afekcioni në shqisën e të shijuarit, nxehtësia — në shqisën e të prekurit, etj.

Mirëpo bardhësia, e zeza dhe ngjyrat e tjera nuk quhen në të njëjtën mënyrë kualitete pësore sikurse edhe kualitetet e përmendura, por kështu quhen për shkak se vetë janë krijuar nga afekcioni. Se shumë ndryshime të ngjyrave bëhen për shkak të afekcionit kjo është e qartë: ai që turpërohet, skuqet; ai që frikësohet, zbehet, e tjera. Andaj, nëse dikush për nga natyra, për shkak të rrethanave të caktuara natyrore, pëson ndonjë nga afekcionet e tilla, atëherë është e kuptueshme se do të ketë ngjyrë përktëse. Sepse e njëjta gjendje trupore që është krijuar kur dikush turpërohet, mund të krijohet edhe në përbërjen natyrore (konstitucionin), kështu që për nga natyra krijohet edhe ngjyra përkatëse.

Pra, të gjitha këto fenomene që janë shkaktuar nga afekcione që lëvizin rëndë dhe në mënyrë të vazhdueshme quhen kualitete pësore. Nëse zbehtësia ose e zeza krijohet për shkak të konstitucionit natyror, flitet për kualitete (sepse për ne në bazë të tyre thuhet se jemi të tillë dhe të tillë). Në qofë se e njëjta zbehtësi ose e zeza është paraqitur për shkak të sëmundjes së gjatë, ose për arsye të vapës, dhe nuk mund

të eliminohet lehtë, ose mbetet për tërë jetën, — sërish fjala është për kualitetet (sepse për ne sërish në bazë të tyre thuhet se jemi të tillë dhe të tillë).

Përkundrazi, të gjitha ato fenomene të cilat krijohen për shkak se shkatërrohen lehtë dhe kalojnë shpejt quhen afekcione dhe jo kualitete; sepse në bazë të tyre nuk thuhet se dikush është i tillë dhe i tillë. As për atë që skuqet nga turpi nuk thuhet se ka fytyrë me ngjyrë të kuqe, as për atë që është i zbehur nga frika — se është me faqe të zbehtë, por më parë thuhet se i ishte nënshtruar këtij ose atij afekcioni. Andaj, këto fenomene quhen afekcione dhe jo kualitete.

Ngjashëm me këtë edhe te shpirti flitet për kualitetet dhe afekcionet pësore. Çdo gjë që është krijuar qysh me rastin e lindjes, për shkak të disa afekcioneve që lëvizin rëndë quhet kualitet; si për shembull, marrëzia ose tërbimi e tjera. Në bazë të tyre flitet për njerëzit se janë të tillë e të tillë: se janë të tërbuar, ose janë të marrë. Gjithashtu kualitete quhen edhe të gjitha abnormalitetet e tjera të cilat nuk shfaqen sipas natyrës, por janë krijuar për shkak të disa rrethanave të tjera dhe të cilat nuk mund të eliminohen as përgjithësisht të vihen në lëvizje; sepse në bazë të tyre thuhet se njerëzit janë të tillë e të tillë.

Përkundrazi, gjithçka që krijohet për shkak të shkaqeve që kalojnë shpejt quhet afekcion. Kështu, për shembull, afekcioni kur dikush, duke përjetuar ndonjë pakënaqësi zemërohet shumë sepse për atë që në një afekcion të tillë është zemëruar shumë nuk thuhet se është i tërbuar, por se iu nënshtrua ndonjë afekcioni. Andaj fenomenet e tilla nuk i quajnë kualitete por afekcione.

Gjinia e katërt e kualiteteve janë figura e forma, e cila gjendet rreth secilit trup; më tutje, drejtas dhe padrejtas e të tjera të ngjashme me këto. Sepse, në bazë të secilit prej këtyre nocioneve thuhet se diçka është e tillë dhe e tillë: për trekendëshin ose katërkendëshin, dhe për të drejtën ose të shtrembërën thuhet se

janë të tilla e të tilla. Gjithashtu edhe lidhur me formën thuhet për sendet se janë të tilla e të tilla.

*E rralla dhe e dendura, e ashpra dhe e lëmuara* duket se shënojnë diçka kualitative, por tregohet se nocionet e tilla janë të huaja për ndarjen e kualiteteve. Duket se secili prej tyre më parë tregon njëfarë pozite të pjesëve: diçka është e dendur ngase pjesët e saj janë afër njëra-tjetrës; e rralla — për shkak se pjesët janë të larguara njëra nga tjetra; e lëmura është diçka për shkak se pjesët e saj qëndrojnë në një mënyrë në vijë të drejtë, kurse e ashpra — për shkak se një pjesë e vogël e saj del me nguti, kurse e dyta është e futur.

Ndoshta është e mundur edhe ndonjë mënyrë e gjetjes të kualitetit, por këta më të rëndësishmit përafërsisht janë këto që i numëruam.

Ajo që u tha deri tash quhet kualitet; kualitative ndërkaq quhet ajo e cila kështu në bazë të kualitetit quhet paronime, ose në ndonjë mënyrë të ngjashme. Në shumicën e rasteve ose në të gjitha rastet flitet për kualitativet në mënyrë paronime; për shembull, nga kualiteti *bardhësia* — kualitativi *i bardhë*, nga *gramatika* — *gramatikani*, *nga drejtësia* — *i drejtë* etj. Ndërkaq, disa kualitative nuk mund të quhen paronime në bazë të kualiteteve përkatëse, sepse për këto kualitete nuk ka emra; për shembull, kualitativet *ai që ka aftësi natyrore për vrapues* ose *për boksier* nuk shqiptohen në mënyrë paronime për nga asnjë kualitet. Sepse për aftësitë në saje të të cilave këta njerëz quhen të tillë nuk ka emra, sikurse që i kanë për dituritë sipas të cilave këta në bazë të gjendjes quhen boksier ose mundësit. Sepse flitet për diturinë e boksit ose për diturinë e mundjes, dhe sipas tyre për këta njerëz, të disponuar për këto dituri, në mënyrë paronime thuhet se janë të tillë e të tillë. Nganjëherë, edhe pse ekziston emri për kualitetin, kualitativi i tij nuk shqiptohet në mënyrë paronime sipas tij; për shembull, nga kualiteti *virtyti* thuhet kualitativi

*i vyer;* dikush quhet i vyer sepse ka virtyt, dhe jo paronimisht nga virtyti. Mirëpo, kjo nuk ngjan shpesh. — Pra, kualitative quhet ajo mbi çka në bazë të kualiteteve të përmendura më sipër flitet paronimisht, ose në ndonjë mënyrë të ngjashme.

Te kualitativet ekziston edhe kundërtia; për shembull, *drejtësia* është nocion i kundërt *i padrejtësisë, bardhësia* — ndaj *të zezës* etj. Gjithashtu edhe te kualitetet e tyre përkatëse; për shembull, *e padrejta* është nocion i kundërt i *të drejtës, e bardha — të zezës.* Mirëpo, nuk është kështu te të gjitha kualitativet: *e kuqja* ose *e zbehta* e ngjyrat e ngjashme *nuk kanë* nocion të kundërt, ndonëse janë kualitative.

Pastaj, në qoftë se te ndonjë çift i nocioneve të kundërta një nocion është kualitativ, duhet edhe tjetri të jetë kualitativ. Kjo bëhet e qartë nëse merren kategoritë e tjera; për shembull, nëse *drejtësia* është nocion i kundërt *i padrejtësisë,* dhe nëse drejtësia është kualitativ, atëherë duhet edhe padrejtësia të jetë kualitativ. Sepse asnjëra nga kategoritë e tjera nuk do t'i përgjigjet nocionit *padrejtësi:* as kuantiteti, as relacioni, as vendi, as fare ndonjë prej tyre, por vetëm kualiteti. Po kështu është edhe te nocionet e tjera të kundërta të kualitetit.

Kualitativet lejojnë atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël:* për një *të bardhë* thuhet se është e bardhë në masë më të madhe ose më të vogël nga *e bardha* tjetër, edhe për *të drejtën* — se është në masë më të madhe e drejtë nga diçka tjetër *e drejtë.* Kualitativi mundet edhe vetë për vete të fitojë rritje: nëse diçka është e bardhë, ka mundësi të bëhet edhe më e bardhë.

Megjithkëtë kjo nuk ndodh me të gjitha kualitativet, por te shumica. Me fjalë të tjera, njeriu mund të jetë në dilemë — a mund të thuhet se një drejtësi është në masë më të madhe ose më të vogël drejtësi nga drejtësia tjetër. Po kështu ndodh edhe te gjendjet e tjera. Disa janë në dilemë lidhur me këtë; këta pohojnë se assesi nuk do të duhej të thuhej se një drej-

tësi është në masë më të madhe ose më të vogël drejtësi nga drejtësia tjetër, as se një shëndet është në masë më të madhe ose më të vogël shëndet nga shndeti tjetër, por duhet të thuhet se një subjekt ka shëndet ose drejtësi në masë më të vogël nga subjekti tjetër, ose shkathtësi gramatikore dhe gjendje të tjera.

Megjithkëtë, ajo është quajtur sipas këtyre kualiteteve pa dyshim lejon atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël:* thuhet se një njeri është në masë më të madhe i arsimuar gramatikisht sesa njeriu tjetër, ose se është më i shëndoshë, ose më i drejtë e tjera.

Trekëndëshi dhe katërkëndëshi duket nuk lejojnë atributin *në masë më të madhe*, as asnjë nga figurat e tjera. Sepse ajo që ka të bëjë me nocionin *trekendësh* ose *rrethi* tërësisht njësoj është trekëndësh ose rreth, ndërsa nga ajo lidhur me çka nuk ka të bëjë, për asnjërin nuk mund të thuhet se është në masë më të madhe trekëndësh ose rreth se tjetri. Sepse katrori assesi nuk është në masë më të madhe rreth sesa që është katërkëndëshi brinjëndryshëm: për asnjërin nga këto nocione nuk ka të bëjë nocioni rreth. Në përgjithësi, nëse nocioni i dhënë nuk ka të bëjë me të dy kualitetet, nuk mund të thuhet se njëri prej tyre është diçka në masë më të madhe nga tjetri. — Pra, nuk lejojnë të gjitha kualitetet atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël.*

Nga ajo që u tha asgjë nuk është ekskluzivisht cilësi e kualitetit; përkundrazi, për *të ngjashmen dhe të ndryshmen* flitet vetëm te kualitetet. Diçka është e ngjashme me diçka tjetër vetëm për shkak se është kualitative. Pra, cilësia ekskluzive e kualitetit është fakt se për të mund të shqiptohet e *ngjashmja dhe e ndryshmja.*

Nuk duhet të frikësohemi nga vërejtja se ne, duke i vënë vetes detyrë të flasim për kualitetin, i kemi futur në këtë kategori edhe shumë relative. Sepse, ne për cilësitë dhe gjendjet (dispozicionet) kemi thënë se hyjnë në relative. Mirëpo, gati te të gjitha nocionet e

tilla gjinitë hyjnë në relative, por jo edhe nocionet e veçanta. *Dituria*, si gjini, ajo që kjo pikërisht është për nga vetë nocioni shqiptohet si diçka që i përket një gjëje tjetër (ngase thuhet *dituri e diçkahit)*, ndërsa nga nocionet e veçanta asgjë e ngjashme nuk shqiptohet. Për shembull, te gramatika nuk thuhet nocioni *gramatika e diçkahit*, as *për muzikën — muzika e diçkahit*, por nëse këto nocione vihen midis relativeve, atëherë kjo është e mundur vetëm me anën e gjinisë së tyre. Për shembull, *për gramatikën* thuhet se është *dituri e diçkahit*, dhe jo *gramatika e diçkahit;* edhe *për muzikën* — se është *dituri e diçkahit*, dhe jo *muzika e diçkahit*. Pra, nocionet e veçanta nuk hyjnë në relative. Mirëpo, në bazë të tyre thuhet për ne se jemi të tillë e të tillë; sepse ne pikërisht këto i kemi. Për ne thuhet se jemi *dijetarë* për shkak se posedojmë ndonjë *dituri* të veçantë ( konkrete). Andaj, këto nocione të veçanta në bazë të të cilave për ne thuhet se jemi të tillë e të tillë do të duhej të ishin kualitete dhe jo relative. Prandaj, nëse një i njëjti nocion hyn edhe në relative, edhe në kualitative, nuk është aspak e pakuptimtë që forcohet në të dy gjinitë.

## IX

Edhe v e p r i m i edhe p ë s i m i lejojnë kundërtinë dhe atributin *në masë më të madhe ose më të vogël: të ngrohurit* është i kundërt me nocionin *të ftohurit, të jesh i ngrohur* — është e kundërt me nocionin *të jesh i ftohur; të gëzuarit* — është e kundërt me nocionin *të pikëlluarit*. Pra, veprimi dhe pësimi lejojnë kundërtinë. Përveç kësaj, këta lejojnë edhe atributin *në masë më të madhe ose më të vogël:* Diçka është e mundur ta ngrohësh në masë më të madhe ose më të vogël; gjithashtu diçka mund të jetë e ngrohur në masë më të madhe ose më të vogël. Pra, veprimi dhe pësimi lejojnë atributin *në masë më të madhe* ose *më të vogël.*

Kaq. për këto kategori. Për *të ndenjurit shtrirë* tashmë kemi thënë te relativet se quhet paronimisht nga *pozita*. Për kategoritë e tjera për kohën, vendin dhe posedimin, meqë vetvetiu janë të qarta, nuk është e nevojshme të thuhet diçka më shumë nga ajo që është thënë në fillim, me fjalë të tjera, se posedim (gjendje) do të thotë *të jesh i veshur, të jesh i armatosur;* se vend do të thotë, për shembull, *në Likei* dhe të tjerat që janë thënë për këto kategori.

# X

Kështu për gjinitë, të cilat i kemi vënë detyrë vetvetes të flasim, është thënë mjaft. Tani duhet të themi diçka për o p o z i t e t, dhe për të gjitha mënyrat në të cilat mund të kundërvihen.

Një nocion mund t'i kundërvihet tjetrit në katër mënyra: ose si relative, ose si nocione të kundërta ose si privim dhe posedim, ose si afirmim dhe mohim. Në vija të përgjithshme, secili nga këto nocione është i kundërvënë (oponuar) kështu: si relative, për shembull, *e dyfishta — gjysmës;* si nocione të kundërta, për shembull, *e keqja — së mirës;* si privim dhe posedim, për shembull, *verbësia* dhe *të pamit;* si afirmim dhe mohim, për shembull, *ai rri ulur, ai nuk rri ulur.*

Te çdo gjë që i kundërvihet në mënyrë të relativit, shqiptohet anëtari i parë i opozicionit — atë që ai pikërisht është sipas nocionit të vet — si diçka që i përket anëtarit të dytë, ose në çfarëdo mënyre tjetër qëndron në relacion ndaj kësaj: për shembull, *e dyfishta,* atë që pikërisht është sipas nocionit të vet, shqiptohet si e dyfishtë nga diçka tjetër; sepse thuhet *e dyfishtë nga diçka.* Gjithashtu, edhe nocioni *dituri* i kundërvihet *të diturës* si relativ: dituri është ajo që pikërisht është sipas nocionit të vet, *si dituri e të diturës;* edhe *e ditura* është ajo që pikërisht është, por vetëm në relacion ndaj *diturisë* si anëtare e dytë e

opozicionit; sepse *për të diturën* thuhet se është *e di- dur nëpërmjet diçkahit*, me fjalë të tjera, *nëpërmjet di- turisë.*

Pra, te çdo gjë që është kundërvënë në mënyrë të relativit, shqiptohet anëtari i parë i opozicionit — ajo që pikërisht është për nga nocioni — si diçka që i përket anëtarit tjetër, ose në çfarëdo mënyre tjetër gjendet në relacion ndaj kësaj. Mirëpo, tek ajo që është kundërvënë në mënyrën e nocioneve të kundërta, anëtari i parë i opozicionit — ajo që pikërisht ai është — nuk vihet në kurrfarë relacioni ndaj anëtarit të dytë, por i kundërvihet si nocion i kundërt: nuk thuhet as për *të mirën* se është e mirë e *së keqës*, por se është e kundërt me të, as *për të bardhën* — se është *e bardh e së zezës*, porse është e kundërt me të. Pra, ekziston dallimi ndërmjet këtyre dy mënyrave të kundërvënies.

Nëse nocionet e kundërta janë të tilla që njëri nga të dy anëtarët e opozicionit gjendet në subjektet në të cilat ai sipas natyrës shfaqet, ose për të cilat medoemos duhet të shqiptohet, atëherë ndërmjet tyre nuk gjendet medomos, ndërmjet të dy anëtarëve gjithmonë ekziston diçka mesatare. Për shembull, në trupin *e qenies së gjalë* ekziston sipas natyrës *sëmun- dja* ose *shëndeti;* njëra nga këto të dy, qoftë sëmundja, qoftë shëndeti, duhet medoemos të gjendet në trupin e qenies së gjallë. Gjithashtu, *për numrin* thuhet se është *jo çift*, ose *çift;* njëra nga këto të dy, qoftë jo çift, qoftë çift, duhet medoemos të vlejë për numrin. Andaj te këta numra nuk ka asgjë mesatare — as ndër- mjet sëmundjes dhe shëndetit, as ndërmjet jo çiftit dhe çiftit.

Ndërkaq, atje ku njëri nga të dy anëtarët nuk qëndron medoemos, ekziston diçka mesatare; për shem- bull, *e zeza dhe e bardha* sipas natyrës ekzistojnë në *trupin*, mirëpo njëri nga këta të dy nuk duhet medoe- mos të gjendet në trup. Sepse, nuk është çdo trup *qoftë i* bardhë, *qoftë i zi*. Gjithashtu, *për njeriun dhe*

për shumë subjekte të tjera thuhet se janë *të këqij*, ose janë *të vyeshëm*, por nuk është domosdoshmëri që vetëm njëri nga këta të dy të vlejë për ato subjekte për të cilat shqiptohet; sepse nuk është çdo send qoftë i keq, qoftë i mirë. Andaj, te këto nocione ekziston diçka e mesme, si për shembull, tek *e bardha dhe e zeza* — *e përhimta*, *e zbehta* dhe ngjyrat e tjera, kurse tek *e keqja* dhe *e vyeshmja* — *ajo që nuk është as e keqe as e vyeshme*. Te disa opozicione të kundërta ekziston emri i përshtatshëm për anëtarët e mesëm; për shembull, tek *e bardha* dhe *e zeza* — e përhimtë, e zbehtë dhe ngjyrat e tjera; te disa ndërkaq nuk është lehtë të thuhet emri i anëtarit të mesëm, por anëtari i mesëm caktohet me mohimin e të dy opozitave; për shembull, *ajo që nuk është as e mirë as e keqe, ose ajo që nuk është as e drejtë as e padrejtë.*

Të privuarit ose të poseduarit shqiptohen për të njëjtin subjekt; për shembull, *të pamit dhe verbimi — për syrin*. Thënë përgjithësisht, të dy këto nocione shqiptohen për atë subjekt te i cili posedimi gjendet për nga natyra. Për secilin nga subjektet që mund të pranojnë posedimin themi se nga diçka janë të privuar atëherë kur këtë posedim nuk e kemi në atë subjekt në të cilin për nga natyra gjendet edhe atëherë kur për nga natyra duhet të gjendet. Sepse *të padhëmbë* nuk e quajmë atë subjekt i cili nuk ka fare dhëmbë, as *të verbër* atë subjekt të cilit i mungon krejt të pamit, por ai subjekt i cili nuk i ka atëherë kur sipas natyrës duhet t'i ketë. Sepse disa qenie të gjalla nga lindja nuk kanë as të pamit, as dhëmbë, e megjithkëtë nuk quhen të padhëmbë ose të verbër.

Të jesh i privuar dhe të posedosh nuk është njësoj si të privuarit dhe të poseduarit. Sepse të poseduarit është *të pamit*, kurse të privuarit *verbimi:* dhe *të kesh të pamit* nuk është njësoj sikurse *të pamit* as nuk është *të jesh i verbër* njësoj sikurse *verbimi*. Verbimi është ndonjë të privuar, kurse të jesh i verbër është të jesh i privuar nga të pamit dhe jo të privuarit. Sikur të ishte verbimi i njëjtë me atë që edhe të jesh i

verbër, atëherë të dyjat do të mund të shqiptoheshin për të njëjtin subjekt; mirëpo, njeriu quhet i verbër, ndërsa assesi nuk mund të quhet verbim. Më tutje duket se edhe këto dy nocione — *të jesh i privuar dhe të posedosh* — janë reciprokisht të kundërvëna si të privuarit dhe të poseduarit. Sepse mënyrën e të kundërvënit e kanë të njëjtë: meqë *verbimi* i kundërvihet *të pamit*, po kështu edhe të jesh *i verbër* i kundërvihet nocionit *të kesh të pamit.*

Gjithashtu, edhe ajo që i përket nocionit mohimi dhe afirmimi nuk është mohim dhe afirmim. Sepse afirmim është thënie afirmative dhe mohimi — thënie negative, ndërsa nga ajo që i përket afirmimit dhe mohimit asgjë nuk është thënie. Por edhe për atë vlen fakti se janë kundërvënë si afirmim dhe mohim Sepse edhe te këto nocione mënyra e të kundëvënit është e njëjtë: meqë afirmimi i kundërvihet mohimit, për shembull, *ai rri ulur* — *ai nuk rri ulur,* po kështu kundërvihen reciprokisht edhe gjërat të cilat përfshihen nga këto dy gjykime — *të rrish ulur* — *të mos rrish ulur.*

Se të privuarit dhe të poseduarit nuk janë kundërvënë reciprokisht në mënyrë të relativit — është e qartë; sepse një anëtar — ajo që ai vërtet është — nuk shqiptohet si diçka që i përket anëtarit të dytë. Të pamit është *të pamit e verbimit,* as nuk qëndron në asnjë raport tjetër ndaj *verbimit.* Gjithashtu as për *verbimin* nuk mund të thuhet se është *verbim i të pamit;* por thuhet për verbimin se është *të privuarit e të pamit,* dhe jo se është verbim i të pamit. Përveç kësaj, te secili relativ është i mundur rrotullimi. Nëse, pra, *verbimi* i përket relativeve, do të duhej edhe ai të konvertohet me antarin e dytë të relacionit. Ndërkaq, ai nuk mund të konvertohet: *për të pamit* nuk mund të thuhet se është *të pamit e verbimit.*

Më tutje se ajo që i takon nocionit të privuarit dhe të poseduarit nuk është kundërvënë në mënyrën e nocioneve të kundërta, shihet nga sa vijon. Te të dy

nocionet e kundërta te të cilat nuk ka kurrfarë anëtari të mesëm duhet medoemos njëri nga këta gjithmonë të gjendet në atë subjekt në të cilin sipas natyrës shfaqet, ose për të cilin duhet të shqiptohet. Sepse ne kemi thënë se këto nocione të kundërta nuk kanë kurrfarë anëtari të mesëm nga të cilat njëri duhet medoemos të gjendet në subjektin që e pranon, si për shembull *sëmundja dhe shëndeti, joçifti dhe çifti.* Ndërkaq, atje ku ekziston ndonjë anëtar i mesëm, nuk është e domosdoshme që njëri nga nocionet e kundërta të gjendet në ndonjë subjekt. Sepse as nuk është e domosdoshme që çdo subjekt që mund të pranojë *të bardhën dhe të zezën* të jetë *i bardhë dhe i zi*, as *i nxehtë dhe i ftohtë:* asgjë nuk pengon që ndërmjet tyre të ekzistojë diçka e mesme. Pastaj, nëse është thënë se diçka e mesme ekziston tek ato nocione të kundërta te të cilat nuk është e domosdoshme që njëri nga këta duhet të gjendet në subjekt i cili mund të pranojë, atëherë nga kjo duhet përjashtuar ato subjekte te të cilat për nga natyra gjendet vetëm njëri nga anëtarët e opozicionit, si, për shembull, te *zjarri* — se është *i nxehtë, ose te bora — se është e bardhë. Te këta sub*jekte është e domosdoshme që të gjendet njëra ekskluzivisht nga të dyjat, por jo edhe cilado: nuk është e mundur që *zjarri* të jetë *i ftohtë,* as *bora* të jetë — e zezë. Pra, nuk është e domosdoshme që te çdo subjekt i cili mund t'i pranojë këto nocione të ketë njërin ose tjetrin nga këta, por kjo është e domosdoshme vetëm për ato subjekte te të cilat për nga natyra gjendet vetëm një nga opozitat, madje ekskluzivisht vetëm një dhe jo cilido.

Ndërkaq, për të privuarit dhe të poseduarit nuk vlen asnjë nga të dy rastet e përmendura. Sepse, te subjekti i cili mund të pranojë të privuarit dhe të poseduarit nuk është e domosdoshme që gjithmonë të gjendet njëra nga këto: për subjektin i cili për nga natyra e tij ende nuk ka të pamit nuk mund të thuhet as se është i verbër, as që ka të pamit. Pra, të privuarit dhe të poseduarit nuk do t'i përkitnin atyre opoziteve të

cilat nuk kanë kurrfarë anëtari të mesëm. Sepse çdo subjekt që mund të pranojë njërën nga këto të dy, duhet *dikur* të ketë njërën nga këto të dy. Atëherë kur ndonjë subjekt për nga natyra e tij duhet të ketë të pamit, do të quhet ose i verbër, ose syçel; madje jo mënyrë ekskluzive, por alternative, domethënë, nuk është e domosdoshme që ai të jetë ose vetëm i verbër, ose vetëm syçelë por mund të jetë *cilado* prej kësaj. Ndërkaq, te nocionet e kundërta te të cilat ekziston ndonjë anëtar i mesëm — kemi thënë se nuk është e domosdoshme që njëri nga anëtarët të gjendet te çdo subjekt, por vetëm te disa por te këta — në mënyrë ekskluzive vetëm njëri nga anëtarët. Prandaj, është e qartë se ajo që kundërvihet në mënyrën e të privuarit dhe të poseduarit nuk i përgjigjet asnjërit nga të dy mënyrat e të kundërvënit të nocioneve të kundërta.

Më tutje, tek opozitat e kundërta, nëse ekziston subjekti marrës, mund të kryhet ndryshimi i njërit anëtar në tjetrin, përveç nëse te ndonjë subjekt për nga natyra nuk gjendet vetëm një opozit, si, për shembull, te *zjarri* — se është *i nxehtë*. Sepse ajo që është *e shëndoshë* mund të bëhet *e sëmurë*, edhe *e bardha* mund të bëhet *e zezë*, edhe *e ftohta — e nxehtë*, *e vyeshmja — e keqja — e vyeshme*. Me fjalë të tjera njeriu i keq nëse dërgohet për t'u shoqëruar dhe për të biseduar me njerëzit më të mirë, mundet, qoftë edhe në masë të vogël, të përparojë në mënyrë që të bëhet më i mirë. Dhe nëse njëherë arrin njëfarë përparimi, qoftë edhe të vogël, është e qartë se ose do të ndryshojë plotësisht, ose do të përparojë shumë: sepse ai bëhet gjithnjë e më i afërt me virtytin, dhe sado që në fillim të arrijë përparim të vogël, është e besueshme se do të arrijë përparim gjithnjë e më të madh. Dhe ky përparim i vazhdueshëm e shpie deri te cilësia krejtësisht e kundërt, përveç nëse këtë nuk e bën të pamundur koha.

Përkundrazi, te të poseduarit dhe të privuarit nuk është i mundshëm ndryshimi i njërit në tjetrin. Ndryshimi nga të poseduarit në të privuarit është i mundshëm mirëpo ndryshimi nga të privuarit në të posedu

arit nuk është i mundshëm. Sepse as ai i cili është verbuar, sërish nuk ka filluar të shohë, as ai i cili është bërë tullac — nuk i kanë dalë flokët rishtas as ai i cili nuk ka dhëmbë — nuk i kanë dalë rishtas dhëmbët.

Për të gjitha ato që kundërvihen si afirmim dhe mohim është e qartë se nuk vlen asnjëra nga mënyrat e përmendura të kundërvënies. Sepse vetëm te këto është e domosdoshme që gjithmonë njëra nga këto të jetë e vërtetë ose gënjeshtër. Nuk është as te nocionet e kundërta e domosdoshme që gjithmonë të jetë i vërtetë njëri nga këta, kurse tjetri i rremë, as te relativet, as te të poseduarit dhe të privuarit. Për shembull, *shëndeti sëmundja* janë nocione të kundërta, kur se asnjëri nga këto nuk është as e vërtetë as gënjeshtër. Gjithashtu edhe *dyfishi* dhe *gjysma* janë kundërvënë në mënyrë të relativeve, kurse asnjëra nga këto nuk është as e vërtetë as gënjeshtër. As ajo që i përket të privuarit dhe të poseduarit, si për shembull, të pamit dhe verbimi. Në përgjithësi, nga ajo që thuhet jashtë çfarëdo lidhjeje, nuk është as e vërtetë as e rreme. Kurse të gjitha janë përmendur më parë, janë thënë jashtë lidhjes.

Atributi *e vërtetë dhe gënjeshtër* më parë do të mund të vlente për opozitat e kundërta të cilat shqiptohen në lidhje: thënia *Sokrati është i shëndoshë* është e kundërt me thënien *Sokrati është i sëmurë. Por edhe* te këto nuk është e domosdoshme gjithmonë që njëra të jetë e vërtetë, kurse e dyta gënjeshtër. Me fjalë të tjera, nëse Sokrati ekziston, e vërtet do të jetë një thënie (gjykim), e dyta — gënjeshtër; dhe nëse ky nuk ekziston, të dy thëniet do të jenë të rreme: e vërtetë nuk është as se Sokrati është i sëmurë, as që është i shëndoshë, nëse Sokrati fare nuk ekziston.

Nëse subjekti nuk ekziston, te të privuarit dhe të poseduarit, nuk është fare e vërtetë asnjëra nga këto kurse nëse ekziston, nuk është *gjithmonë* njëra e vërtetë, kurse tjetra gënjeshtër: thënia *Sokrati ka të pamit* i kundërvihet thënies *Sokrati është i verbër* si privuesh-

mëri dhe posedim; nëse ekziston Sokrati, nuk është e domosdoshme që njëra nga këto të jetë e vërtetë ose gënjeshtër (sepse nëse ai për nga natyra e tij akoma nuk mund të ketë të pamit, që të dyjat janë të rreme), kurse nëse ai fare nuk ekziston, prapë të dyjat janë të rreme — edhe që ka të pamit edhe se është i verbër.

Përkundrazi, tek afirmimi dhe mohimi, pavarësisht se a ekziston subjekti apo jo, gjithmonë njëra do të jetë gënjeshtër, kurse tjetra e vërtetë. Te thënia *Sokrati është i sëmurë* dhe *Sokrati nuk është i sëmurë* është e qartë: nëse ai ekziston, se njëra nga këto është e vërtetë, kurse tjetra gënjeshtër; dhe nëse nuk ekziston, përsëri edhe kjo është një rast. Nëse ai nuk ekziston thënia *Sokrati është i sëmurë* është gënjeshtër, kurse thënia *Sokrati nuk është i sëmurë* — e vërtetë. Prandaj, vetëm tek ajo që kundërvihet në formë të afirmimit dhe të mohimit do të ishte karakteristik fakti se njëra nga këto gjithmonë është e vërtetë ose e rreme.

## XI

Nocionit *e mirë* për nga domosdoshmëria i kundërt është *e keqja*. Kjo bëhet e qartë nëpërmjet induksionit të njërit nga rastet e veçanta te tjetri. Për shembull, *sëmundja* është nocion i kundërt me *shëndetin*, *frikësimi* — *trimërisë* etj. E kundërt me të keqen është herë e mira, herë e keqja: për nocionin *e meta*, që është diçka e keqe, është nocion i kundërt *tepria*, e cila gjithashtu është diçka e keqe; *maturia* ndërkaq është nocion i kundërt ndaj të dyve, pasi që diçka është e mirë. Mirëpo ky rast i fundit rrallë ndodh dhe në të shumtën e rasteve gjithmonë për *të keqen* e kundërt është *e mira*.

Mëtej, te nocionet e kundërta nuk është e domosdoshme ajo që nëse njëri është rast, duhet medoemos të jetë edhe ai tjetri. Nëse të gjithë njerëzit janë të shndoshë, atëherë do të ekzistojë *shëndeti*, kurse së·

mundja jo. Gjithashtu, nëse të gjitha subjektet janë *të bardha*, do të ekzistojë *bardhësia*, ndërsa *e zeza* jo. Nëse, mëtej, thënia *Sokrati është i shëndoshë* është e kundërt me thënien *Sokrati është i sëmurë*, dhe nëse të dy thëniet nuk mund të vlejnë për të në të njëjtën kohë, atëherë nuk është e mundur që kur njëra prej këtyre dy thënieve të kundërta ekziston, të ekzistojë njëkohësisht edhe tjetra: nëse thënia *Sokrati është i shëndoshë* është e vërtetë, atëherë thënia *Sokrati është i sëmurë* nuk mund të jetë e vërtetë.

Është e qartë se nocionet e kundërta për nga natyra e tyre shfaqen tek ato subjekte të cilat janë identike qoftë për nga lloji i tyre, qoftë për nga gjinia e tyre. Kështu *sëmundja dhe shëndeti* për nga natyra shfaqen në trupin e qenies së gjallë, *bardhësia dhe e zeza* — në trupin në përgjithësi, *drejtësia dhe padrejtësia* — në shpirtin e njeriut.

Të gjitha nocionet e kundërta duhet medoemos të jenë ose më të njëjtën gjini, ose në gjinitë e kundërta, ose vetë të jenë gjini. Kështu *e bardha* dhe *e zeza* janë në të njëjtën gjini (espse gjinia në të cilën gjenden të dy këto nocione është ngjyra); *drejtësia* dhe *padrejtësia* janë në gjinitë e kundërta (sepse gjinia e njërit është — *virtyti*, kurse e të dytit — *gjymtimi*); e mira dhe e keqja nuk janë në kurrfarë gjinie, por vetë përbëjnë gjinitë për disa nocione.

## XII

Për diçka thuhet se është më e hershme se tjetra në katër kuptime. Në kuptimin e parë dhe më vetjak — sipas kohës. Në këtë pikpamje thuhet se diçka është më e vjetër dhe më e lashtë se diçka tjetër; sepse për të thuhet se është më e vjetër dhe më e lashtë për shkak të zgjatjes më të madhe të kohës. E dyta, më e hershme quhet ajo që nuk mund të ndryshohet në pikpamje të pasojës së ekzistimit; për shembull, *një* është më parë sy *dy;* sepse nëse ekziston *dy*, nga kjo

menjëherë del se ekziston edhe *një*, ndërsa nëse ekziston *një* nuk rezulton se medoemos ekziston *dy*; prandaj, nga të ekzistuarit e nocionit *një* nuk rezulton, anasjelltas, të ekzistuarit e nocionit *të tjera*. Andaj duket se më e hershme është ajo nga e cila nuk rezulton të ekzistuarit e opozitit të tij.

E treta, për diçka thuhet se është më e hershme sipas njëfarë rendi, si për shembull, te dituria dhe te të folurit. Sepse, te shkencat demonstrative ekziston *më herët* dhe *më vonë* lidhur me rendin (elementet sipas rendit janë më të hershme se figurat gjeometrike, kurse te gramatika germat më të hershme se rrokjet); Po kështu është edhe te të folurit: hyrja sipas rendit është më e hershme se ekspozicioni.

Përveq kësaj që u tha, duket se *ajo që është më e mirë dhe më shumë e çmuar* për nga natyra është më e hershme (para tjetrit): edhe populli thotë zakonisht për ata që i çmon më shumë dhe më tepër i do se ata janë te këta *të parët*. Mirëpo kjo mënyrë nga të gjitha mënyrat e tjera është më së pakti karaktreistike për këtë nocion.

Këto janë përafërsisht mënyrat e përdorimit të nocionit *më e hershme*. Megjithatë, duket se përveç këtyre që përmendëm ekziston edhe një mënyrë e përdorimit të *më e hershme*. Te nocionet që mund të rrotullohen, lidhur me pasojat e ekzistimit, do të mundte ai nocion i cili është në cilëndo mënyrë shkak i ekzistimit të nocionit tjetër të quhej me të drejtë për nga natyra më i hershëm. Që kemi raste të illa — është e qartë: ekzistimi i ndonjë njeriu qëndron ndaj thënies së vërtetë për të në atë relacion sa është e mundur që në bazë të njërit nga këta të konkludosh për ekzistimin e tjetrit. Sepse, nëse ndonjë njeri vërtet ekziston, do të jetë thënie e vërtetë ajo me të cilën pohojmë se ai është njeri. Këtë është e mundur edhe ta ndërrosh, me fjalë të tjera, nëse është e vërtetë thënia me të cilën pohojmë se ai është njeri, atëherë ekziston ndonjë njeri. Mirëpo, kjo thënie e vërtetë assesi nuk mund të

bëhet shkak i ekzistimit të sendit, por sendi në një mënyrë tregon se është shkak i vërtetësisë së thënies. Sepse, a do të jetë ajo thënie e vërtetë apo e rreme — varet nga ekzistimi i sendit. Pra, në pesë mënyra për diçka mund të thuhet se është e mëparshme se diçka tjetër.

## XIII

E përbashkët thuhet zakonisht dhe në kuptimin më vetjak për gjithçka që shfaqet në të njëjtën kohë. Sepse asnjëra nga këto nuk është më e hershme as më e vonshme se tjetra. Për gjërat dhe fenomenet e tilla thuhet se janë të përbashkëta lidhur me kohën. Për nga natyra, e përbashkët është gjithçka që mund të ndërrohet lidhur me pasojat e të ekzistuarit, por ashtu që një nocion assesi nuk është shkak i ekzistimit të nocionit tjetër. Kjo është, për shembull, rast te nocionet *dyfishi dhe gjysma:* këto nocione mund të ndërrohen në pikëpamje të pasojave të ekzistimit (nëse ekziston *dyfishi,* ekziston edhe *gjysma;* nëse ekziston *gjysma,* ekziston edhe *dyfishi),* mirëpo asnjëri prej tyre nuk është shkak i ekzistimit të tjetrit.

Gjithashtu, edhe për nocionet që i takojnë së njëjtës gjini, kurse reciprokisht kundërvihen për shkak të ndarjes (distinkcionit), thuhet se për nga natyra janë të përbashkëta (njëkohësisht). Për shkak të ndarjes nocione reciprokisht të kundërvëna quajmë ato nocione të cilat janë fituar për shkak të së njëjtës ndarje (distinkcionit), si për shembull *me krahë* (qenia e gjallë) ndaj qenieve *të tokës* dhe *të ujit;* sepse këto nocione i përkasin së njëjtës gjini, kurse reciprokisht janë të kundërvëna për shkak të ndarjes. *Qenia e gjallë* ndahet në këto *me krahë, të tokës e të ujit,* kështu që asnjëri nga këto nocione nuk është i mëparshëm ose i mëvonshëm, por duket se të gjithë për nga natyra janë të përbashkët (njëkohësisht). Mirëpo secili prej këtyre nocioneve mund të ndahet mëtej në lloje, për shem-

bull, e tokës; me krahë dhe e ujit (qenie e gjallë). Andaj edhe këto lloje, që janë fituar me të njëjtën ndarje dhe i përkasin së njëjtës gjini mund të jenë për nga natyra të përbashkëta (njëkohësisht). Përkundrazi, gjinitë janë gjithmonë më të hershme se llojet. Mbasi këtu nuk është i mundshëm rrotullimi lidhur me pasojat e të ekzistuarit; për shembull, nëse ekziston *qenia e gjallë e* ujit, ekziston edhe *qenia e gjallë në përgjithësi*, ndërsa nëse ekziston *qenia e gjallë në përgjithësi*, nuk është e domosdoshme të ekzistojë edhe *qenia e gjallë e ujit*.

Pra, për nga *natyra e përbashkët* thuhet për gjithçka që është e mundshme ta ndërrosh lidhur më pasojat e ekzistimit, dhe që assesi nuk është shkak i ekzistimit të njërit ndaj tjetrit, si dhe mbi të gjithë atë që i përket gjinisë së njëjtë, kurse reciprokisht kundërvihen për shkak të ndarjes. Ndërkaq, zakonisht *e përbashkët* është gjithë ajo që shfaqet në të njëjtën kohë.

## XIV

Ekzistojnë gjashtë lloje të l ë v i z j e s: të ekzistuarit, të zhdukurit, të shtuarit, të zvogëluarit, ndryshimi kualitativ dhe ndërrimi i vendit.

Te lëvizjet e tjera është e qartë se janë reciprokisht të ndryshme: të ekzistuarit nuk është të zhdukurit, të shtuarit nuk është të zvogëluarit, as nuk është ndryshimi i vendit. Mirëpo, te ndryshimi kualitativ ekziston njëfarë mëdyshjeje — mos është ndoshta e domosdoshme që ajo që ndryshon, ndryshon sipas ndonjë prej llojeve të tjera të lëvizjes. Porse kjo nuk është e saktë. Sepse gati te të gjitha ose së paku te shumica e afeksioneve, përjetojmë ndryshim kualitativ duke mos marrë pjesë në kurrfarë lloji tjetër të lëvizjes. Sepse as nuk është e domosdoshme që ajo që është vënë në lëvizje për shkak të afeksionit, të shtohet, as të zvogëlohet, as t'i nënshtrohet cilitdo lloj tjetër të lëvizjes, kështu që ndryshimin kualitativ duhet dalluar nga llojet e tjera të lëvizjes. Sikur të ishte kjo iden-

tike me ndonjë nga llojet e tjera të lëvizjes, do të duhej ajo që kualitativisht ndryshohet njëkohësisht edhe të shtohet, ose të zvogëloet, ose t'i nënshtrohet ndonjë lloji tjetër të lëvizjes. Mirëpo kjo nuk është e domos doshme. Gjithashtu, do të duhej që edhe ajo që shtohet, ose lëviz në ndojë mënyrë tjetër të lëvizjes, të ndryshojë kualitativisht. Për shembull, katrori rreth të cilit është ngritur *gnomoni*[8] — është rritur, por kualitativisht në asnjë mënyrë nuk ka ndryshuar. Po kështu është edhe me gjërat e tjera të ngjashme. Pra, lëvizjet e mëparshme janë reciprokisht të ndryshme.

Në përgjithësi, e kundërt me lëvizjen është qetësia, kurse te disa lloje të lëvizjes e kundërt është lloj i lëvizjes me tjetrën: të ekzistuarit — të zhdukurit, të shtruarit — të zvogëluarit, ndërrimit të vendit — qetësimi në të njëjtin vend. Janë të kundërvëna reciprokisht sidomos ndryshimet e vendeve të kundërta: të zbriturit — të ngriturit dhe të ngriturit — të zbriturit. Ndërkaq te kjo e fundit nga llojet e lëvizjeve të përmendura nu kështë lehtë të thuhet se çka është pikërisht e kundërt për të. Duket se për këtë asgjë nuk është e kundërt; përveç nëse dikush nuk do ta merrte qetësinë edhe te kjo lëvizje si anëtar të dytë të opozicionit në pikpamje të kualitetit, ose ndryshimin e kualitetit në të kundërtën, sikurse është kjo te ndryshimi i vendit rasti me qetësinë në të njëjtin vend, ose me ndryshimin ndaj vendit të kundërt. Ndryshimi

[8] *Gnomoni* është shtim i sipërfaqes, për shembull të katrorit, të fituar me zmadhimin e kësaj figure në këtë mënyrë: dy anë të ngarendura të katrorit (AB, AD) vazhdohen në pikat në të cilat preken me anët e tjera — për njëfarë gjatësie, reciprokisht të barabartë (BE=DF), kështu që nga pikat e fundit të të drejtave të fituara të reja (E, F), tërhiqen dy të drejta paralele me anët e tjera të katrorit (BC, DC); me prerjen e këtyre të drejtave (EG, FG), fitohet figura BEGFDC (në fotografi me shraf) quhet *gnomon*. — *Përkth.*



kualitativ është ndryshimi lidhur me kualitetin. Pra, lëvizjes kualitative i qëndron kundër qetësia kualitative, ose ndryshimi i kualitetit në të kundërtën; për shembull, *të bërit bardhë* i kundërvihet nocionit *të bërit zi*. Sepse këtu sendi ndryshon me ndryshimin e kualitetit në nocion të kundërt.

## XV

Për posedimin flitet në shumë mënyra. Ose si për cilësi në (të poseduarit e përhershëm) ose si për gjendjen (dispozicionin) ose sikur për ndonjë kualitet tjetër. Sepse për ne thuhet se kemi (posedojmë) edhe ndonjë shkencë të caktuar, edhe *virtytin*. Ose për këtë nocion flitet në mënyrën e kuantitativit, për shembull, se dikush ka këtë dhe këtë *madhësi;* thuhet, për shembull, për diçka se ka këtë ose atë gjatësi; thuhet për shembull, për diçka se ka gjatësinë tre ose katër kuti. Ose ky nocion përdoret për diçka që është në trup, për shembull, për himationin (pelerinën) ose hitonin (këmishën). Ose për atë që është në ose në ndonjë pjesë të trupit, për shembull, për unazën në dorë; ose për vetë pjesën e trupit, për shembull, për dorën ose këmbën. Ose për diçka që është në ndonjë enë, për shembull: medimnosi ka (përmban) grurë, ose poç — verë; sepse thuhet se poçi *ka* verë dhe medimnosi grurë. Në të gjitha këto raste përdoret *të kesh* për atë që gjendet në ndonjë enë. Ose përdoret për pronën: dhe ne na thuhet se kemi shtëpi ose arë.

Thuhet gjithashtu se kemi gruan dhe se gruaja *ka* burrin; mirëpo, kjo formë e fundit e përdorimit *të kesh* duket se është më pak karakteristike për këtë nocion; kur themi ne për dikë se ka grua, ne me këtë asgjë tjetër nuk mendojmë përveç se ai jeton bashkarisht me të.

Ndoshta do të mund të zbuloheshin ende mënyra të përdorimit të nocionit *të kesh;* mirëpo, ato që i përdorim zakonisht gati të gjitha i kemi numëruar.

ARISTOTELI

KATEGORITË

Redaktor teknik
*Enver Sylejmani*

Korrektor
*Bislim Berisha*

Tirazhi 4 000 copë

U shtyp në Shtypshkronjën e OPGBG
„Rilindja" — Prishtinë

Katalogizimi i publikimit në burim (CIP)

18.01
1. Aristotel

ARISTOTEL

Kategoritë / Aristoteli; përkthyes Murteza Luzha. — (Botim i 2). — Prishtinë: Rilindja, 1990 (Prishtinë: „Rilindja"). — 89 fq.; 21 cm. — (Biblioteka Filosofi-sociologji-etikë)

Tirazhi 4 000. — Dy fjalë për autorin dhe vepren / Miroslav Markoviq: fq. 5—15. — Kategoritë filozofike / Murteza Luzha: fq. 65—89.

Përpunuar në Bibliotekën Popullore dhe Universitare të Kosovës në Prishtinë